# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 329 • VITI 31 • MARS 2018 • XHUMADEL UHRA - REXHEB 1439 • ÇMIMI 1 €



Themelimi i KMSH-së jetësim i vendimeve për pavarësinë e vendit

Roli i Medresesë «Alaudin» në formimin e inteligjencies fetare islame

Shkenca e akaidit

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

1. Thuaj: Ai, Allahu është Një!
2. Allahu është mbështetja (Atij i mbështetet çdo krijesë).
3. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur.
4. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë.

*(Kuran: El Ihlas)*

# Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë

“Mendimi i mirë është një nga cilësitë më të mira njerëzore dhe një nga dhuratat më të frytshme të Zotit”.

(Aliu r.a.)

# Të mendojmë dhe të veprojmë pozitivisht!

*Mundësia e të menduarit e dallon njeriun nga qeniet e tjera, dhe kjo ka një efekt të thellë në jetën e tij. Të menduarit është një zotësi dhe një aktivitet i mendjes njerëzore.*

*Mendimi pozitiv ndaj vetes dhe shoqërisë është i rëndësishëm, sepse ai mundëson arritjen e qëllimeve të mëdha, që kanë një ndikim të fortë në modifikimin e sjelljes së individit.*

*Mendimi i mirë është një nga themelet e moralit Islam. Besimtari duhet të besojë në rezultate pozitive edhe në situata, kriza dhe sfida të vështira. Islami nuk pranon që personi në lidhje me njerëzit e tjerë në shoqëri të ketë qëndrim dhe mendim negativ.*

*Hazreti Aliu thotë: “Mendimi i mirë është një nga cilësitë më të mira njerëzore dhe një nga dhuratat më të frytshme të Zotit”.*

*Në strukturën e personalitetit tonë si njerëz, mendimet kanë aq shumë fuqi saqë ato mund ta ndërtojnë ose ta rrënojnë atë. Prandaj, ne duhet të mësojmë që të kontrollojmë mendimet tona në mënyrë inteligjente, në mënyrë që të arrijmë suksese të mëdha në jetën tonë.*

*Psikologët thonë: “Njerëzit optimistë, që kanë një pamje pozitive për veten, për njerëzit e tjerë dhe të ardhmen, kanë më shumë qëllime, një motivim më të madh për avancimin. Ndjenjat e tyre pozitive zhvillojnë motivimin. Individët pesimistë, që kanë ndjenja negative për veten dhe botën rreth tyre, shohin vetëm dobësi dhe neglizhojnë anën pozitive. Ata zakonisht kanë një motivim të dobët, dhe pikërisht për këtë arsye ata nuk janë të suksesshëm në jetë.”*

*E keqja më e madhe që mund ta godasë njeriun është dëshpërimi dhe humbja e shpresës në raport me Zotin e tij. Allahu i madhërishëm i fton robërit e Tij që të mos humbin shpresën, duke thënë: “Thuaj: O robërit e mi që i keni bërë keq vetvetes, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha mëkatet. Ai, me të vërtetë, është falës dhe mëshirues.” (Ez Zumer, 52).*

*Me zemërim dhe me mendim negativ nuk përfitohet dashuria. Pejgamberi a.s. na tregon se Allahu ka thënë: “Unë jam (bëj) siç më mendon robi Im Mua (se bëj)”.*

*Në mësimet islame, njerëzit që janë pesimistë, të dëshpëruar dhe mendojnë se jeta e tyre është e kotë, janë si ata që kanë mirësinë e shikimit dhe të dëgjimit, por nuk kanë syrin e brendshëm për të parë dhe për të njohur të vërtetën.*

*Nëse jemi të ngazëllyer, entuziastë, të mbushur me pasion, të lumtur, të kënaqur me caktimin e Zotit, mirënjohës dhe falënderues ndaj Tij, atëherë rrezatojmë energji pozitive. Nga ana tjetër, nëse jemi të mërzitur, të pakënaqur, mohues, të mbushur me ankth e stres, të zemëruar apo të trishtuar, atëherë rrezatojmë energji negative.*

*Nëse duam të jemi besimtarë të mirë, duhet ta dimë se duhet të harmonizojmë veprimet dhe mendimet tona me atë që kërkon feja jonë nga ne.*

*Ne nuk do të ndiejmë plotësisht kënaqësinë derisa të mos përmbushim atë që kërkon feja jonë në veprimet tona. Pakënaqësia e besimtarit me veten e tij është për aq sa veprimet e tij nuk janë në përputhje me besimin dhe fenë e tij.*

*Një besimtar i mirë do të thotë një person i dobishëm dhe me pozitivitet.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Themelimi i KMSH-së - jetësim i vendimeve për pavarësinë e vendit*

*I nderuari kryetar i KMSH-së, H. Skënder Bruçaj*

*I nderuari president i Republikës së Shqipërisë, z. Ilir Meta*

*Të nderuar të pranishëm, zonja dhe zotërinj!*

Kam nderin e posaçëm që sot jam në këtë aktivitet që shënon përvjetorin e 95-të të veprimtarisë së Komunitetit Mysliman të Shqipërisë- institucion ky që mori përsipër drejtimin dhe organizmin e jetës fetare islame për trojet tona.

Themelimi i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë më 1923 paraqet një ndër ndërmarrjet më të rëndësishme për shqiptarët e besimit islam me udhëheqësit e tyre fetarë në krye, të cilët, në një kohë kthesash të mëdha historike për vendin tonë, gjetën kurajë dhe udhëhoqën e organizuan besimtarët islamë dhe i pavarësuan edhe në aspektin shpirtëror.

Një vendim i tillë ishte kërkesë e besimtarëve dhe e shtetësisë së tyre, prandaj edhe vendimi për themelimin e KMSH-së nga ata hoxhallarë të urtë, të ditur e të mençur, të prirë nga Haxhi Vehbi Dibra me shokë, ishte përmbushje e një kërkese të tillë dhe një element shtesë i shtetësisë së shqiptarëve.

Sepse ky vendim i parisë së ulemasë shqiptare qe në harmoni të plotë me vendimet që kishte marrë paria e kombit për pavarësinë e vendit më 1912. Në këtë kontekst, duhet parë edhe themelimi i KMSH-së si jetësim konkret i vendimeve për pavarësinë e vendit, ngritjen e shtetit dhe themelimin e institucioneve dhe funksionalizmin e tyre praktik.

Themelimi i KMSH-së përveç që nisi me organizimin e jetës fetare islame, ai




themeloi dhe ngriti edhe institucionet bazike për nevojat e myslimanëve shqiptarë, si Këshillin e Naltë të Sheriatit; Medresenë e Tiranës; Revistën "Zani i Naltë", si dhe botimin e literaturës së nevojshme, që i dhanë formë, trajtë e kuptim jetës fetare të besimtarëve shqiptarë, sepse aty praktikohej, mësohej, kultivohej e shpjegohej për fenë e Zotit, për historinë e ndritshme të kombit në gjuhën e besimtarëve, në gjuhën shqipe.

Duhet thënë që Komuniteti Mysliman, si edhe projektet e tjera kombëtare, në fillet e tij qe projektuar si institucion për të gjithë besimtarët myslimanë shqiptarë dhe për të gjitha trojet tona, mirëpo për shkak të rrethanave historike që tashmë dihen, Komuniteti veprimtarinë e tij e ushtroi vetëm në territorin e Shqipërisë së 1913-s, por, megjithatë, nuk qe pa ndikim të madh edhe në trojet e tjera shqiptare që ngelën jashtë trungut të shtetit shqiptar.

Por roli i Komuniteti Mysliman të Shqipërisë nuk është kufizuar vetëm në një aspekt, atë fetar, por ai ka edhe dimensione të tjera, sidomos për çështjen kombëtare, duke qenë një promovues i përhershëm i tolerancës, mirëkuptimit e harmonisë ndërfetare.

Në historikun e tij, Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, si edhe komunitetet e tjera fetare tonat u përballën me një sistem i cili, sikurse dihet, ndaloi me ligj punën e komuniteteve fetare në vend dhe pas këtij ndalimi mbretëroi një periudhë e pafavorshme dhe rrënuese për gjithçka që i takonte fesë dhe institucioneve fetare.

Deshi Zoti dhe ai sistem shkoi për të mos u kthyer më, kurse ne kemi KMSH-në, kemi komunitetet e tjera fetare shqiptare, të cilat vazhdojnë misionin e tyre në edukimin dhe fisnikërimin e popullatës, në predikimin e së mirës, të së moralshmes, të së bukurës, të së drejtës, të së fismes, gjithnjë duke u mbështetur mbi bazat dhe parimet hyjnore.

Në këtë përvjetor të rëndësishëm dhe domethënës, nuk mund të mos kujtoj me nderim të veçantë -pa dashur të harrojë të gjithë ata prijës ndër breza që kanë udhëhequr KMSH-në duke filluar që nga Haxhi Vehbi Dibra, dr. Behxhet Shapati, Hafëz Sherif ef. Langu, Haxhi Musa Basha e deri te riorganizuesit e tij pas viteve të nëntëdhjeta të shekullit të kaluar-Hfz. Sabri Koçin e Haxhi Selim Muçajn.

Duke ju përshëndetur, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, KMSH-së i dëshiroj jetë të gjatë, kurse juve shumë suksese e mbarësi!

** Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës në -95vjetorin e themelimit të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë*

# Bashkësia Islame e Kosovës qëndroi

*I nderuari z. Agim Gashi, shef i Zyrës së Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq në Kosovë,*

*i nderuari z. Prenk Gjetaj, kryesues i komisionit qeveritar për persona te zhdukur,*

*i nderuari z. Ibrahim Makolli, kryesues i delegacionit të bisedimeve për personat e zhdukur,*

*të nderuar kryetarë të këshillave të Bashkësisë Islame,*

*të nderuar të pranishëm!*

Tragjedia dhe vështirësitë nëpër të cilat kaloi Kosova dhe populli i saj gjatë dhjetëvjetëshit të fundit të shekullit XX janë të njohura për të gjithë ne.

Duke filluar nga mohimi i të drejtave elementare kombëtare, fetare e gjuhësore, pastrimet me karakter etnik e fetar deri në gjenocid, vrasjet masakrat e dhunimet, ishin pjesë e terrorit shtetëror serb që ushtrohej ndaj popullit tonë të pambrojtur.

Kur vijmë te periudha e pasluftës lirisht mund të themi se ajo periudhë nuk ishte aq e lehtë për popullin e Kosovës.

Populli ynë ballafaqohej me vështirësi të mëdha që kishte lënë lufta dhe kryesisht mbizotëronte atmosferë solidariteti.

Është shumë e vërtetë se lufta kishte pushuar fizikisht, porse pasojat fatale që kishte lënë pas ishin prezente në jetën e njerëzve dhe në ndërdijen e popullit.

Një nga problemet më të mëdha që nga paslufta e këtej padyshim se është edhe çështja e fatit të të zhdukurve të luftës së fundit në Kosovë, e cila ende vazhdon të jetë e pazgjidhur edhe sot e kësaj dite.

Ka varreza masive në Serbi, prej nga ende nuk janë kthyer të gjithë familjaret tanë dhe, me rastin e tërheqjes së forcave ushtarake dhe paramilitare serbe nga Kosova, kishin marrë peng mbi 2150 shqiptarë ndër të cilët 13 femra e 35 të mitur. Po të marrim parasysh edhe shkatërrimet që i kishin bërë gjatë luftës, këto të dhëna tregojnë më së miri se me çfarë katastrofe humanitare, sociale e ekonomike po përballej populli ynë që nga paslufta e këtej.

Megjithatë, populli ynë me një kurajo të pashoqe dhe falë ndihmës dhe përkrahjes së bashkësisë dhe organizatave ndërkombëtare, ia doli që në masë të madhe t'i tejkalojë problemet që shkaktoi lufta dhe sot gjendja e popullit tonë është shumë e mirë në shumë aspekte edhe pse ende kemi vështirësi të shumta.

Me këtë rast më lejoni të përmend faktin se Bashkësia Islame e Kosovës me të gjitha institucionet e saj dhe kuadrin e vet sikur para dhe gjatë luftës që u vu në shërbim të popullit, poashtu edhe pas luftës me një mobilizim të forcave dhe kuadrit u vu në shërbim të kauzës kombëtare duke dhënë një kontribut jashtëzakonisht të madh për zbutjen dhe zgjidhjen e problemeve sociale e ekonomike të popullit tonë deri në realizimin e ëndrrës sonë shekullore.

Sa për ilustrim shkurtimisht të theksoj vetëm disa segmente të kontributit tonë në rrafshin humanitar, ku ne si Bashkësi Islame kemi dhënë mbështetjen dhe ndihmën tonë morale e materiale:



Bashkësia Islame e Kosovës ka marrë pjesë rregullisht në të gjitha rivarrimet anekënd Kosovës.

Këtu para jush do të përmend vetëm rivarrimet në komunën e Gjakovës, ku isha i shoqëruar nga të gjithë imamët e komunës së Gjakovës si në Mejë, Korenicë dhe në varrezat e martirëve në Çabrat dhe u bëmë thirrje institucioneve vendore dhe faktorit ndërkombëtar që të bëhet më shumë për zgjidhjen e çështjes së të pagjeturve, si dhe përkthimin e mbetjeve mortore të të zhdukurve nga varrezat masive, që janë në Serbi, në tokën mëmë të Kosovës, ku do të preheshin të qetë përjetësisht.

Me një fjalë, Bashkësia Islame e Kosovës qëndroi pranë familjarëve të të zhdukurve në çdo kohë, fillimisht duke qenë pjesëmarrëse në rivarrime, duke vizituar familjet për ngushëllime, duke

# pranë familjarëve të të zhdukurve*



mbështetur zyrën e organizatës joqeveritare “Thirrjet e Nënave”, duke bashkëpunuar ngushtë me komisionin qeveritar për personat e zhdukur dhe duke përkrahur vazhdimisht në aspektin moral e material familjarët e të zhdukurve nëpërmjet skemave sociale të shoqatës sonë “Bereqeti”.

Bashkësia Islame e Kosovës vazhdon të japë kontributin e saj edhe në vetëdijësimin e popullatës së Kosovës për gratë e dhunuara në luftën e fundit në Kosovë.

Në vazhdimësi kemi bërë thirrje për sensibilizim dhe ndërgjegjësim të shoqërisë kosovare për detyrat dhe obligimet tona që kemi karshi kësaj shtrese të shoqërisë sonë.

Kemi apeluar nga të gjitha xhamitë e Kosovës, duke përgatitur tema të veçanta enkas për to, që gratë e dhunuara të mos jenë të stigmatizuara nga familjet dhe shoqëria në përgjithësi, t’u qëndrojmë afër, t’u ndihmojmë që t’i harrojnë ato vuajtje, plagë e dhembje shpirtërore, t’i respektojmë dhe t’u mundësojmë që të kthehen në jetën normale pa brenga e shqetësime që i takojnë së kaluarës.

Në anën tjetër, janë realizuar aktivitete të ndryshme, tryeza të rrumbullakëta, seminare e të ngjashme në disa komuna të Kosovës, si në Gjakovë, Dragash, Gjilan, Podujevë, Prizren etj., me imamë dhe qytetarë për fuqizimin e rolit të gruas shqiptare në familje e shoqëri dhe për ndaljen e dhunës ndaj grave ne familje.

Meqë Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq merret edhe me monitorimin e qendrave të parandalimit dhe burgjeve, më duhet të përmend faktin se Bashkësia islame e Kosovës ka dhënë një kontribut të çmuar për rehabilitimin e të burgosurve dhe për parandalimin e radikalizmit në burgjet e Kosovës.

Dhe krejt në fund dua të theksoj para jush qëndrimin e palëkundur të Bashkësisë Islame të Kosovës se ne, me përkushtimin më të madh, do të vazhdojmë punën tonë humane për një mirëqenie sa më të mirë të familjarëve të të zhdukurve deri në kthimin e tyre në mëmëdhe, ngase kështu na mëson Kurani, kështu na mëson Pejgamberi a.s., kështu na kanë mësuar ulemaja jonë e ndritur.

*Faleminderit!*

** Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në takimin e Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq dhe Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, të mbajtur në Prishtinë 20 mars 2018.*

*Në saje të bashkëpunimit të mirëfilltë në mes të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq në Kosovë, ky i fundit ka paraparë organizimin e një takimi (seancë) të përbashkët, ku të prezantojë punën dhe aktivitetin e tij në Kosovë (sidomos për çështjen e personave të zhdukur) dhe në vendet islame në botë, nëpërmjet tri kumtesave dhe shfaqjes së dy filmave të shkurtër dokumentarë.*
*Të ftuar dhe të pranishëm në këtë sesion informativ ishin edhe kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Fjalë rasti para të pranishmëve mbajti Myftiu Tërnava.*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës – “El-Kalem” (8)

## Mëria e idhujtarëve ndaj Kuranit famëlartë dhe ndaj Muhamedit a.s.

وَإِن يَكَادُ الَّذِينَ كَفَرُوا لَيُزْلِقُونَكَ بِأَبْصَارِهِمْ لَمَّا سَمِعُوا الذِّكْرَ وَيَقُولُونَ إِنَّهُ لَمَجْنُونٌ ﴿٥١﴾ وَمَا هُوَ إِلَّا ذِكْرٌ لِّلْعَالَمِينَ ﴿٥٢﴾

*“E ata që nuk besuan gati sa nuk të zhdukin (rrëzojnë) me shikimet e tyre kur e dëgjojnë Kuranin, e (nga inati) thonë: “Ai është i marrë!” Por ai (Kur’ani) nuk është tjetër, veçse këshillë për botët (të njerëzve e të xhinëve).” – (El-Kalem – 51-52)*

*51. E ata që nuk besuan gati sa nuk të zhdukin (rrëzojnë-përpijnë) me shikimet e tyre, kur e dëgjojnë Kuranin, e (nga inati) thonë: “Ai është i marrë!”*

Idhujtarët mekas, të cilët ishin pozicionuar vendosmërisht kundër së vërtetës dhe udhëzimit të drejtë, nga armiqësia e hapët ndaj të Dërguarit a.s., të cilën nuk mund ta fshihnin dot, gati sa nuk e përpinin atë me shikimet e tyre urrejtëse e armiqësore, kur ky lexonte ajete kuranore në prani të tyre. Dëgjimi i ajeteve kuranore i xhindoste ata edhe më shumë dhe e shikonin vëngër çdo veprim dhe fjalë të tij. Arsyeja e këtyre shikimeve smirëkëqija e ndjellakeqe ishte përpjekja e tyre që t’i bënin keq jo vetëm forcërisht, por edhe ta godisnin me magjinë apo fuqinë vrastare të syrit-shikimit të keq. Ata kishin njohuri të thella lidhur me ndikimin që mund të ketë syri në bërjen keq ndaj dikujt.

Përveç armiqësisë së hapët fizike ndaj tij, idhujtarët kishin vendosur që ta dëmtonin Resulullahin s.a.v.s. edhe me anë të “syrit”-magjisë. Ata paguan një njeri nga fisi Beni Esed, i cili kur dëshironte të “dëmtonte” dikë me syrin e tij, qëndronte pa ngrënë 2-3 ditë. Pas kësaj periudhe, ky e ngrinte një skaj të pelerinës së tij, ndërkohë që para tij kalonin devetë apo delet e ai thoshte: “Nuk kam parë kurrë deve e as dele më të mira se sot!”. Dhe pas një kohe të shkurtër, nga ajo kope, rrëzoheshin të ngordhura një numër i konsiderueshëm i tyre. Idhujtarët i kërkuan këtij “magjistari” që ta godiste me “syrin e keq” edhe Pejgamberin a.s., por Allahu i Madhërishëm e ruajti dhe e mbrojti atë nga shikimet e tilla vrastare e keqbërëse.[1]

Lidhur me fjalët e Allahut: “gati sa nuk të zhdukin (rrëzojnë-përpijnë) me shikimet e tyre”, dijetarët kanë dhënë disa mendime:

- Hereviu thotë se ky ajet nënkupton dëmtimin e Resulullahit s.a.v.s. me shikim të keq, me qëllim të largimit të tij a.s. nga pozita e lartë që ia kishte dhuruar Allahu xh.sh. – gradën e Pejgamberisë.[2]

- Ibn Kutejbe thotë: Allahu nuk e ka pasur qëllimin për goditjen e tij (Muhamedit a.s.) nga syri i keq i idhujtarëve, ashtu siç rëndom merr mësysh “syri”, por për shikimet e tyre përbuzëse të përcjella me urrejtje e armiqësi që, po të mundnin, do ta shkatërronin kur ky lexonte Kuran.[3]

- Në anën tjetër El-Kushejri ka thënë: Në mendimin se të Dërguarin mund ta kapë syri-mësyshi, ka pak rezerva, sepse syri zakonisht godet nga pëlqimi dhe mospërmbajtja kur sheh diçka të bukur, e jo nga urrejtja dhe mëria, prandaj nga kjo mëri, thoshin për të Dërguarin a.s. se ishte i çmendur, kur e dëgjonin duke lexuar Kuran.[4]

- Ndërsa në lidhje me këtë, Ibn Kethiri thotë: Në këtë ajet ka argument se syri (mësyshi) ka ndikim negativ te një person, natyrisht me lejen e Allahut, duke e përforcuar këtë mendim me thënien e Resulullahit s.a.v.s. kur thotë: “Nëse diçka do t’i paraprinte “kaderit”-“paracaktimit”, atëherë do t’i paraprinte syri (shikimi i përcjellë me urrejtje, smirë e zili të keqe)”[5]

*52. Por ai (Kurani) nuk është tjetër, veçse këshillë për botët (të njerëzve e të xhinëve).”*

Allahu xh.sh. ua demanton shpifjet e idhujtarëve kur thoshin për Kuranin se është fjalë e një të çmenduri, duke thënë se ky Kuran është Fjalë e Zotit dhe këshillë për botët, si për njerëzit ashtu dhe për exhinët. Është këshillë dhe dritë urtësie për atë që dëshiron të përqafojë udhëzimin e drejtë.

Në lidhje me dy ajetet e fundit, Imam Shenkiti thotë: Këto dy ajete na rikthejnë edhe njëherë




në fillimin e sures. Kur jobesimtarët e dëgjonin Kuranin, i zgurdullonin sytë me shikimet e tyre të prishura drejt Resulullahits.a.v.s., duke e etiketuar e fyer si njeri të çmendur. Por Allahu xh.sh. u thotë qartë se ky Kuran nuk është fjalë e një të "çmenduri", por është fjalë hyjnore dhe këshillë e përbotshme për njerëzit dhe exhinët: "Ti, me dhuntinë (mirësinë) e Zotit tënd, nuk je i çmendur!" - (El-Kalem, 2). Pra, me fjalën "nimetun"-(mirësi-dhunti), nënkuptohet pikërisht kjo Shpallje dhe ky Kuran që po i zbriste të Dërguarit a.s. nga ana e Allahut xh.sh..[6]

Sejjid Kutbi në lidhje me këto ajetet e fundit thotë: "Këto shikime, gati sa nuk ndikonin në këmbët e të Dërguari të Allahut, dhe gati sa ato nuk i dridheshin e rrëshqitnin për ta humbur baraspeshimin e tij në ecje. Ky ilustrim kuranor, përmban një stil shumë të lartë të shprehjes, teksa përshkruan këto shikime që shpërfaqnin urrejtje, mosdurim, keqbërje, hakmarrje, inat dhe mbi të gjitha shpërfillje nënçmuese. Në fund, të gjitha këto shikime të helmatisura shoqëroheshin edhe me sharje, shpifje e fyerje të ndyra, duke thënë se ai (Muhamedi) është i çmendur..., por Allahu i Madhërishëm që të gjitha këto shpifje e marrëzi të tyre i hodhi poshtë duke thënë se ky Kuran nuk është tjetër veçse këshillë për botët, e këshillën në asnjë mënyrë nuk mund ta transmetojë një i çmendur apo i marrë... I Lartësuar qoftë Allahu që e tha të vërtetën kurse të poshtëruar do të jenë shpifësit që përgënjeshtruan"[7]

## Porosia e këtyre ajeteve (44-52)

- Ndëshkimi, për ata që tallen me Fjalën e Allahut-Kuranin, do të jetë i dhimbshëm edhe në këtë botë, po edhe në botën tjetër. Allahu xh.sh. i lë ata që zgjodhën errësirën të treten në këtë humbëtirë dalëngadalë, derisa të ballafaqohen me vdekjen dhe ringjalljen.

- Allahu i Plotfuqishëm e vonon dënimin e tyre për një kohë në këtë botë, por dënimit të Tij në Ahiret, nuk mund t'i ikë askush prej mohuesve.

- Jobesimtarët e as idhujtarët nuk posedojnë asnjë njohuri paraprake rreth së fshehtës-gajbit, por ata vetëm hamendësojnë, shpifin e gënjejnë.

- Durimi ndaj caktimeve të Allahut është diçka që kërkohet edhe ligjërisht, andaj asnjë besimtari nuk i ka hije ngutia, nxitimi apo hidhërimi ndaj një caktimi hyjnor, ashtu siç pati vepruar Junusi a.s.

- Thirrësi në rrugën e Allahut duhet të jetë i pajisur me durim, përkushtim e qëndrueshmëri. Ai në asnjë moment nuk guxon të luhatet e as të dyshojë në misionin e tij fisnik, pavarësisht refuzimit apo fyerjes që mund t'i marrë nga ata që i thërret në besim.

- Të Dërguarve të Allahut u takon vetëm të thërrasin njerëzit për të besuar në Allahun xh.sh. dhe asgjë më tepër. Mbase, ky edhe është misioni i vetëm i tyre. Këta janë kufijtë dhe kornizat e këtij misioni, kështu që të Dërguarit të Allahut, në asnjë mënyrë nuk i takon t'i tejkalojë këta kufij me sytë apo zemrën e tij, në mënyrë që pastaj të dëshpërohet pse populli i tij nuk besojnë. Mu për këtë shkak, Allahu i Gjithëmëshirshëm e qortoi Junusin a.s., për shkak se braktisi pa leje popullin e vet.

- Idhujtarët nga armiqësia e madhe që kishin ndaj Resulullahit s.a.v.s. e shikonin atë me shikime urrejtëse duke u përpjekur t'i bënin keq. Edhe fetarisht, syri ziliqar i përcjellë me smirë e xhelozi negative, me lejen e Allahut mund ta dëmtojë atë që synohet.

Hasan elBasriu thotë: Për ata që goditen nga syri (mësyshi), ky ajet: "E ata që nuk besuan gati sa nuk të zhdukin (rrëzojnë-përpijnë) me shikimet e tyre, kur e dëgjojnë Kuranin, e (nga inati) thonë: "Ai është i marrë!", është shërues (me lejen e Allahut).[8]

- Idhujtarët kur e shihnin Resulullahins.a.v.s. duke lexuar Kuran, e akuzonin atë me çmenduri e marrëzi, por Allahu xh.sh. ua demanton këto shpifje të tyre duke thënë qartë se këtë Kuran nuk mund ta bartin e përcjellin as të marrët e as të çmendurit, por vetëm njerëzit më të vlefshëm dhe më të përzgjedhur nga Krijuesi fuqiplotë - të Dërguarit e Tij. *(Fund)*

*(1) Et-Tefsir el mevdui li suveri-l Kuran, vëll.VIII, f.313-314. (2) Ibn Adil ed-Dimeshkij elHanbelij, El-Lubab fiulumi-l Kitab, Bejrut 1998, vëll. IXX, f. 310. (3) Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXIX, f. 81. (4) El-Lubab fiulumi-l Kitab, f. 310. (5) Tefsiri i Ibn Kethirit, 4/436; Hadithin e transmeton Imam Ahmedi në Mesnedin e tij: 6/438 nr. (27510). Redaktori i Musnedit shejh Shuajb el Arnauti për këtë hadith thotë se është"hasen"; Po ashtu këtë hadith e transmeton edhe Tirmidhiu (4/395) me vlerësimin"hasen sahih". (6) Shih me gjerësisht: Esh-Shenkiti,Advaulbejan (8/433). (7) Fi Dhilali-l Kuran, (6/3671). (8) El-BahrulMuhit, vëll.VIII, f. 311.*

Nexhat Ibrahimi

# Shkenca e akaidit

Akaidi është besimi pa farë dyshimi në të gjitha që Allahu xh. sh. i ka shpallur nëpërmjet melekut Xhibril, manifestuar nëpërmjet maksimës së sharteve të imanit, i njohur si Amentu bil-lahi.

## Hyrje

Myslimanët e parë nuk janë preokupuar me polemika e debate të nxehta rreth çështjeve të besimit, sepse përgjigjet i merrnin nga Kurani dhe pejgamberi Muhammed a.s.. Me kalimin e kohës dhe me zgjerimin e kufijve, i vërejmë nismat e para të preokupimit me çështje besimore, madje qysh në periudhën e lumtur (asrus-seadeh), për të kaluar nëpër periudha të ndryshme, me një intensitet të ulët. Këto tema u intensifikuan sidomos në kohën e sundimit të Osmanit dhe Aliut r.a., me temat si: cilësitë e Allahut, liria dhe joliria, pozita e mëkatarit të rëndë etj. Në këtë kohë çështjet zgjidheshin aty për aty dhe jo në mënyrë sistematike. Ndër shkollat e para dhe më aktive në periudhën e parë formative është shkolla mutezilite (u shfaq në shekullin I-II h.), shkolla tradicionaliste (shek.I-II h.), pastaj kemi shkollën e mesme, të matur, atë hanefite/maturidite (shek.II-III h.), esharite (shek. III h.) etj. Nëse në fillim shkenca e akaidit ishte preokupim i të rebeluarve, me Imam Ebu Hanifen, Imam Maturidiun dhe Imam Eshariun kjo shkencë u bë digë e fuqishme brenda ehli-s-sunetit kundrejt përçarjeve, përplasjeve dhe sulmeve kundër Islamit.

## A. Përkufizimi i akaidit

Përkufizimi i akaidit është çështje e rëndë dhe komplekse, duke marrë parasysh tërë atë trashëgimi të shkollave apo individëve të pavarur. Megjithatë, mund të përmblidhen përkufizimet gjuhësore dhe përmbajtjesore, ato sipas qëllimit apo sipas tematikës. Tërë urtësia e përkufizimit të akaidit varet nga ajo si do ta kuptojmë rolin dhe rëndësinë e lëndës që studiojmë, e cila ndahet në tri grupe kryesore: 1. Akaidi – Besimi; 2. Fikhu – Dispozitat, aplikimi praktik dhe; 3. Ahlaku – Mirësjellja morale.

Akaidi është në rendin e parë, sepse në besim bazohen të gjitha, edhe aplikimi praktik edhe mirësjellja morale.

*Përkufizimi gjuhësor:*

Shprehja më e shtrirë është fjala Akaid. Ajo është shumësi i fjalës akide. Vjen nga folja: *akade - ja'kidu - akdun*, që në përkthim do të thotë: të lidhësh, të lidhësh fort, të bësh nyje.

*Përkufizimi përmbajtjesor:*

Shprehja Akaid në aspektin terminologjik do të thotë: besim, doktrinë, mësim, dogmë, fe. Akaid



do të thotë edhe: besimi dhe çdo gjë që lidhet me gjashtë shtyllat e besimit (Zoti, emrat, cilësitë, mela¬q¬et, librat, pejgamberët, Dita e Gjykimit dhe caktimi i Tij). Akaidi studion çdo gjë që është jashtë mundësisë së vrojtimit shqisor.[1]

Akaidi është besimi pa farë dyshim në të gjitha që Allahu xh. sh. i ka shpallur nëpërmjet melekut Xhibril, manifestuar nëpërmjet maksimës së sharteve të imanit, i njohur si Amentu bil-lahi. Akaidi është doktrina në të cilën përpunohen bazat e besimit islam. Në përgjithësi, shkenca mbi besimin islam, respektivisht shkenca e akaidit është shkenca bazore, e cila kërkon nga ne kujdesin njerëzor, qoftë ka të bëjë me studimin, hulumtimin e të tjerëve apo me veprimin e tyre. Kjo sidomos fiton në rëndësi nëse e kemi parasysh faktin se jetojmë në mjedisin ku ekzistojnë fe të ndryshme, grupime dhe ideologji të shumta dhe individë me ndikim, të cilët përpiqen t'i orientojnë myslimanët në mashtrim.[2] Meqë shpesh nuk bëhet dallimi i mjaftueshëm ndërmjet akaidit dhe kelamit, do të ofrojmë përkufizimin më të plotë, duke thënë se: Dispozitat e besimit i quajmë parime themelore të fesë (usulud-din), kurse shkenca që merret me parimet e besimit quhet ilmul-akaid. Parimet e besimit islam janë korrekte e të sakta dhe mund të dëshmohen me dëshmi logjike. Shkenca e cila na njeh me të vërtetat e besimit islam, me dëshmitë e sakta logjike, quhet ilmul-kelami.[3]

## B. Periodizimi i shkencës së akaidit

Sipas mendimit më të pranuar ekzistojnë tri periudha kryesore të historisë së mendimit teologjik mysliman:

1. Periudha e parë. - Kjo fazë paraqet fazën normative dhe formative dhe ende është sistem pararacional. Sepse është zhvilluar sipas forcës së përjetimit dhe të jetuarit të Porosisë shpirtërore hyjnore dhe pejgamberike.

2. Periudha e dytë. - Kjo fazë paraqet fizionomi të re, qëndrim më rigoroz ndaj urtësisë burimore islame. Teologjia myslimane tashmë na paraqitet si shkencë e veçantë, me të cilën fillon faza interpretuese, nga rrënja universale e së cilës do të mbijnë shumë filiza. Kjo fazë do të shënojë edhe nxitjen e takimit të fesë dhe mendjes, por edhe të Islamit dhe trashëgimisë së huaj. Zhvillim do të fillojë por nuk do të përfundojë për shkak të braktisjes së ixhtihadit.

3. Periudha e tretë. – Kjo fazë paralajmëron kohë më të mira për mendimin teologjik mysliman. Fillon në fund të shek. XIX dhe gjatë shek. XX. Karakteristikë e kësaj faze është se do të ndërtojë diskurs të ri kritik ndaj mendimit teologjik, duke u hapur urtësisht dhe largpamësisht ndaj të gjitha të arriturave pozitive që ka krijuar shpirti krijues bashkëkohor, nën rigorozitetin e kërkesave autentike të urtësisë tradicionale të Islamit.

> Dijetari mysliman nga Egjipti, Ahmed F. El-Ehvani pohon se ilmul-kelami është dituri burimore, që bazohet në frymën e burimeve islame të Kuranit e Hadithit dhe në burimet plotësuese të Ixhmait dhe Kijasit etj.

## C. Burimet e akaidit

Shkenca e akaidit është dituri origjinale islame, e cila doli si rezultat i zhvillimit të diskutimeve që kishin të bënin me Kuranin, si rezultat i perceptimit të Islamit nga jashtë dhe brenda, në kontakt me besimet, kulturat dhe trashëgiminë botërore. Shtrirja e Islamit në të katër anët e botës i detyroi myslimanët të mendojnë rreth vetes dhe asaj që i rrethon. Brezat e parë ofruan përgjigjen e tyre, të njohur si ilmul-kelam, ilmut-tefsir, ilmul-hadith, ilmul-fikh etj. Dijetari mysliman nga Egjipti, Ahmed F. El-Ehvani pohon se ilmul-kelami është dituri burimore, që bazohet në frymën e burimeve islame të Kuranit e Hadithit dhe në burimet plotësuese të Ixhmait dhe Kijasit etj. Kemi edhe burimet pozitive (konvencionale), eksperimentale, ku bëjnë pjesë arsyeja dhe shqisat.

## Ç. Burimet parësore të akaidit

Në burimet parësore të akaidit bën pjesë Kurani (me tefsirin) dhe Hadithi.

*1. Kurani famëlartë*

Kurani është burimi bazë dhe kryesor i akaidit islam. Ai është shpallje e Allahut, të dhuruar Muhammedit a.s. për gati 23 vite pejgamberike. Pjesa kryesore e ajeteve është e natyrës së besimit. Kurani përbëhet prej 114 sureve dhe mbi 6000 ajeteve dhe paraqet vazhdimësinë e misionit pejgamberik që nga Ademi a.s. e deri te Muhammedi a.s. Ajetet e shpallura shkruheshin sipas urdhrit të Muhammedit a.s. dhe mbaheshin në mend. Ruajtja e dyfishtë e Kuranit, nëpërmjet shkrimit dhe mbamendjes, provon se Kurani është përcjellë burimisht nga brezi në brez dhe mund të shërbejë për shkencën e akaidit si burim i sigurt në mënyrën më të plotë. Te Kurani kemi edhe një nënburim, tefsirin - komentin e Kuranit. Muhammedi a.s. ishte mufesiri i parë, por mufesirët e mirëfilltë pas tij do të lindin më pastaj, si nevojë e perceptimit të drejtë të Kuranit. Kur mufesiri nuk gjen shpjegim meritor në Kuran ose në hadithet e Muhammedit a.s. atëherë ai u drejtohet as'habëve. Nëse edhe këtu nuk gjenin rrugëzgjidhje, atëherë i drejtoheshin pasurisë së gjuhës arabe etj. Pa plotësimin e këtyre kushteve, nuk bën të komentohet Kurani. Ky

rregull që vlen për tefsirin, vlen edhe për ilmul-akaidin dhe nënproduktin e tij ilmul-kelamin.[4]

*2. Hadithi i Muhammedit a.s.*

Suneti, i shënuar dhe i përcjellë nëpërmjet Hadithit paraqet burimin e dytë normativ të doktrinës islame në përgjithësi dhe akaidit islam në veçanti. Kurani thotë: "E bindjuni Allahut dhe të Dërguarit, ashtu që të mëshiroheni." (Ali Imran: 132).

"O ju që besuat, përgjigjuni (thirrjes së) Allahut dhe të të Dërguarit kur ai (i dërguari) ju fton për atë që ju jep jetë....". (El-Enfal: 24).

Rëndësia e hadithit për akaidin është e kategorisë së parë, sepse Muhammedi a.s. nuk i ka mësuar e këshilluar njerëzit me të vërtetat fetare besimore vetëm verbalisht, por këto mësime i ka aplikuar dhe komentuar me ndërgjegje të lartë në të gjitha fushat e jetës me shembull vetjak dhe me aplikim praktik. Hadithi në shkencën e akaidit ndahet në tri grupe: mutevatir, meshhur dhe ahad. Për dallim prej dy kategorive të para, hadithi ahad në akaid nuk konsiderohet provë në çështjet e besimit. Me këtë mendim pajtohet edhe autori bashkëkohor egjiptian Muhamed El-Gazaliu (vd. 1996), i cili thotë: "Transmetimet ahad nuk e kanë të drejtën e kundërshtimit të gjërave nga Kurani dhe suneti i të Dërguarit të Tij ose t'i vërë të vërtetat e fesë nën dyshim dhe akuzë." [5]

*D. Burimet dytësore të akaidit*

Ndër burimet dytësore të akaidit islam janë edhe arsyeja dhe shqisat, të cilat në filozofi dhe shkencat eksperimentale janë burime thelbësore. Këto burime janë dytësore dhe nuk mund të shërbejnë si burime të drejtpërdrejta për përcaktimin e parimeve islame e të bazave të besimit islam. Këto të dhëna janë më tepër material ndihmës për shpjegimin e bazave dhe për komentimin dhe vërtetimin e tyre.

*1. Ixhmai*

Ixhmai (Konsensusi) bën pjesë në burimet dytësore, plotësuese të akaidit / kelamit islam. Ai është mënyrë komentimi dhe plotësimi i zbrazëtirave në marrjen e një vendimi. Ixhmai paraqet vendimin unik të të gjithë dijetarëve autoritativë të një epoke për ndonjë çështje të caktuar. Ai paraqet një lloj kuvendi, forumi për komentimin autoritativ të parimeve dhe normave fetare. Rëndësia e tij qëndron në faktin se ai, si metodë elastike dhe demokratike, mundëson plotësimin e vazhdueshëm të sistemit besimor, moral dhe juridik. Ixhmai në akaid / kelam ndihmon në gjetjen e shpjegimeve dhe interpretimeve më të drejta e jo në nxjerrjen e një akti normativ.

> Shkenca e akaidit është bazore sepse nuk mund të flitet për shkenca të tjera (tefsir, hadith, fikh etj.) pa dëshmuar dhe provuar ekzistencën e Zotit dhe derivatet e këtij besimi (engjëjt, librat, të dërguarit, ditën e fundit, caktimin).

*2. Kijasi*

Kijasi (Analogjia) gjithashtu bën pjesë në burimet dytësore të akaidit / kelamit islam. Kijasi gjykimin e paraqet në bazë të analogjisë së parimit të dhënë në Kuran, në Sunet dhe në Ixhma, që një rast i ri të përfshihet me parimin e njëjtë ose është i ngjashëm me atë shembull për shkak të karakteristikës së përgjithshme thelbësore, të quajtur shkak (el-il-le). Kijasi në akaid / kelam kryesisht ka filluar të hyjë me Imam El-Gazaliun dhe paraqet kthesë në këtë shkencë. Edhe kijasi në çështjet besimore nuk ka rol normativ, por interpretues, sqarues dhe shpjegues.

*E. Burimet suplementare të akaidit*

Akaidi, krahas burimeve parësore dhe atyre dytësore, ka edhe burimet suplementare, që ne i njohim me emrat: arsyeja dhe shqisat. Është e qartë se arsyeja dhe shqisat nuk shërbejnë si burime të drejtpërdrejta për përcaktimin e parimeve dhe ritualeve fetare, por si material anësor për shpjegimin e parimeve, për shpjegimin dhe vërtetimin e tyre edhe nga ana racionale. Imam El-Maturidiu i ka dhënë rëndësi këtij burimi. Kurani është mbi arsyen dhe arsyeja nuk mund të dominojë zemrën dhe frymën (ruh) as nuk mund ta zëvendësojë ndërgjegjen dhe ndjenjat, as nuk mund të japë mendimin përfundimtar për çështjet eskatologjike (gajbit), por arsyeja është instrumenti i përfaqësimit në Tokë. Ekuilibri mes burimeve parësore, dytësore dhe suplementare është ruajtur gjatë kohës pejgamberike dhe pjesërisht gjatë kohës sahabike, duke u zbehur gjithnjë e më shumë nëpër histori.[6]

*Ë. Emërtimet e shkencës së akaidit / kelamit*

Çështja e emërtimit të akaidit është pak e ngatërruar, si rezultat i shkollave apo sekteve të ndryshme, por megjithatë emërtimet kryesore janë profilizuar gjatë historisë dhe kanë krijuar emrin dhe traditën e tyre. Ndër emërtimet e para është:

- El-Fikhul-ekber (Fikhu më i madh) është emërtim shumë i vjetër dhe buron nga Imam Ebu Hanife;
- Ilmul-kelam (Dituria mbi të folurit) është shprehje e vjetër. E gjejmë edhe te Farabiu. Sipas të gjitha analizave, është emërtimi më i qëndrueshëm.
- Ilmu usulid-din (Dituria mbi parimet e fesë) është emërtim i hershëm. E gjejmë te El-Eshariu.
- Ilmul-akaid (Dituria mbi bindjet) është emërtim i shekullit IV/X dhe e përdorin dijetarët e mëdhenj si Tahaviu (Akaidut-Tahavijjeh), Nesefiu (Akaidun-Nesefijjeh), Gazaliu (El-Kavaidul-akaid) etj. Kjo shprehje sidomos ka përdorim në botën hane-

fite-maturidite. Kohëve të fundit, sidomos nga pasuesit e vehabizmit, po imponohet shprehja akide (njëjësi i akaid), e cila determinon njëkuptimësi, që është konform bindjes jomedhhebiste. Është e qartë se rrugët për ta njohur Islamin janë të shumta dhe se shprehja akaid është më e drejtë dhe më e pranueshme. Kemi edhe disa emërtime gjithashtu në përdorim, si: Ilmut-tevhid, Ilmun-nadhar vel-istidlal, Evsafud-din, Ilmul-hakaik, Ilmul-ibtidai vel-intihai etj.[7]

*F. Vendi dhe roli i shkencës së akaidit*

Shkenca e akaidit është bazore sepse nuk mund të flitet për shkenca të tjera (tefsir, hadith, fikh etj.) pa dëshmuar dhe provuar ekzistencën e Zotit dhe derivatet e këtij besimi (engjëjt, librat, të dërguarit, ditën e fundit, caktimin). Imam Maturidiu rëndësinë e akaidit e shprehu kështu: "Dituria (fikhu) mbi fenë është tevhidi, që ka më shumë rëndësi se dituritë juridike…".[8] edhe dijetari bashkëkohor, Tarik Ramadan, mendon se "akaidi është shkencë elite, në frymën dhe suazat e së cilës do ta shtrijnë aktivitetin edhe shkencat e tjera."[9] Akaidi është themel i fesë dhe bazament i të gjitha shkencave të tjera; të gjitha shkencat e tjera islame janë të nevojshme për akaidin / kelamin, sepse "ai është epror ndaj shkencave të tjera nga temat që trajton, nga argumentet që përdor, si dhe nga qëllimi që ndjek."[10] Sipas disa dijetarëve akaidi dhe nënshkenca e tij, kelami, përcakton përdorimin e filozofisë në shpjegimin dhe mbrojtjen e doktrinës religjioze. Kelami është rezultat i nevojave të brendshme të mësimit islam, e jo rezultat i ndikimeve të huaja. Rëndësia e kësaj shkence është thelbësore edhe në aspektin praktik: nëse besimi ynë është korrekt edhe veprat tona do të jenë korrekte. Në të kundërtën, nëse falemi apo agjërojmë por jemi në mosbesim, çdo gjë do të shkojë koti.

*G. Ehlus-sunneti vel-xhemati*

Në akaid / besim i përkasim ehlis-sunnetit vel-xhematit. Pjesëtarë të këtij drejtimi janë ata që pasojnë rrugën e Pejgamberit a.s. (Kuranin dhe Sunetin) duke mos u dhënë prioritet gjerave të tjera në çështjet e besimit dhe në çështjen e dispozitave fetare. Quhen ehlus-sunnet (pasues të sunnetit) për arsye sepse e ndjekin sunetin e Muhammedit a.s. dhe quhen xhemat sepse përbëjnë shumicën në komunitetin e myslimanëve. Në ehlis-sunnet vel-xhemat bëjnë pjesë pasuesit e katër medhhebeve të gjithëpranuara (hanefij/maturidij, shafiij/esharij, malikij, hanbelij). Mirëpo, themeluesit dhe përfaqësuesit kryesorë të ehlis-sunnet vel-xhematit janë Imam Maturidiu (vd. 333 h.) dhe Imam Eshariu (vd. 324 h.).[11] Marrë në përgjithësi, ehlis-sunnet vel-xhematin e përbëjnë ehlul-hadithët (tradicionalistët, grupin më rigoroz), ehlun-nadhar el-ilmijj (maturiditë dhe esharitë) dhe ehlul-keshfi vel-vixhdan (sufitë).[12]

Duke e marrë parasysh se diskutimet dhe polemikat për pikëpamjet e ndryshme besimore kanë shkaktuar zhvillimin e kësaj shkence, në pamundësi që të lëshohemi në interpretimet e shumta, ne do të kufizohemi vetëm brenda shumicës, ehlus-sunnet vel-xhematit, sidomos të medhhebit hanefij-maturidij si shumicë dërrmuese e myslimanëve, duke u bazuar sidomos në mendimet e imamëve autoritativë. Veprat më të rëndësishme nga fusha e akaidit janë: El-Fikhul-ekber nga Imam Ebu Hanife, Kitabut-tewhid nga Imam El-Maturidiu, Akaidut-tahavijjeh nga Imam Tahaviu dhe Kitabul-luma nga Imam El-Eshariu etj.

*(1) Nexhat Ibrahimi, Vepra 9, Shkup, 2009, fq. 28 dhe 134. (2) Safet Durguti, Uvod u nauku akaida, Travnik, 1999. (3) Nexhat Ibrahimi, Vepra 3, Vepra 3, Shkup, 2009, fq. 47. Këtë shpjegim e ofron edhe Hasan Kafija Prushçak në veprën e tij Ez'her'ur-revdat sherh revdat'il-xhennat. (4) Nexhat Ibrahimi, Vepra 3, fq. 79-81).73-79. (5) Nexhat Ibrahimi, Vepra 3, fq. 79-81; Muhammed El-Gazali, Pesë temat e arta të Kuranit, Shkup, 2009. (6) Nexhat Ibrahimi, Vepra 3, po aty, fq. 82-84 dhe 84-86. (7) Nexhat Ibrahimi, Vepra 3, po aty, fq. 87-94. (8) Imam Maturidu, Jeta, vepra dhe mësimi, Prishtinë, 2003, fq. 65. (9) Tarik Ramadan, Biti evropski mysliman, Sarajevo, 2002, fq. 313. (10) Nexhat Ibrahimi, Vepra 3, po aty, fq. 119. (11) Kemaluddin A. El-Bejadij, Isharatul-meram min ibaratil-imam, Kajro, 1949/1368 h., vazhdim i shënimit 1, fq. 298. (12) Kemaluddin A. El-Bejadij, po aty. Gjerësisht për ehlus-sunnetin dhe xhematin lexo: Orhan Bislimaj, Akaidi hanefij, Prizren, 2008 fq. 39-47.*



Bahri Sejdiu

# Misioni i pejgamberëve

Pejgamberët kishin një mesazh dhe një umet të vetëm, pa marrë parasysh devijimet kohore dhe të dërgesave të tyre nëpër kohë, nga njerëzit dhe pasuesit e tyre.

Është më se e ditur se për ta trajtuar këtë temë ne duhet t'i qasemi argumenteve kuranore për të marrë mendimin adekuat, që pejgamberët kishin një program dhe mision të vetëm. Dhe si të tillë kishin një mesazh dhe një umet të vetëm, pa marrë parasysh devijimet kohore dhe të dërgesave të tyre nëpër kohë, nga njerëzit dhe pasuesit e tyre.

Këtu po përmendim disa pjesë të citateve kuranore që argumentojnë pejgamberinë dhe qëllimin e thirrjes së tyre nëpër periudha të ndryshme: "Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, e ai tha: "O populli im adhurojeni Allahun, nuk keni të adhuruar përpos Tij." (El A'raf 59).

"Edhe te populli Ad dërguam vëllanë e tyre Hudin, e ai tha: "O populli im adhurojeni një Zot, Allahun, ju nuk keni të adhuruar të vërtetë pos Tij, a nuk po frikësoheni?!" (El A'raf 65).

"Edhe te populli Themud ua dërguam vëllanë e tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im besojeni Allahun, nuk keni Zot tjetër pos Tij." (El A'raf 73).

"E në Medjen vëllanë e tyre Shuajbin. Ai tha: "Populli im , adhurojeni Allahun, ju nuk keni të adhuruar të vërtetë pos Tij. Juve ju erdhi mrekullia nga Zoti juaj. Zbatoni drejt matjen dhe peshojën, e mos u bëni padrejtësi njerëzve në sendet e tyre."(El A'raf, 85).

"Këto janë fshatra për të cilat po të tregojmë disa nga lajmet e tyre. Atyre u patën ardhur të dërguarit e tyre me argumente, por ata nuk i besuan asaj të cilën më parë e kishin gënjyer. Ja kështu vulos Allahu zemrat e atyre që nuk besojnë."(El A'raf , 101).

"Mandej pas tyre e dërguam Musain me mrekulli të argumentuara te Faraoni dhe rrethi i tij, e ata i refuzuan edhe ato, e shih se si ishte përfundimi i shkatërruesve!" (El A'raf, 103).

Në Kuran gjithashtu është një kaptinë me emrin suretul Enbija, kaptina e pejgamberëve, ku Allahu thotë: "Ne i patëm dhënë Musait e Harunit Furkanin (dalluesin mes të vërtetës e të kotës, Tevratin), që ishte dritë e këshillë për të devotshmit."(El Enbija, 48).

"Edhe ky (Kurani) është këshillë, është i bekuar që Ne e shpallëm. A ju po e refuzoni! Ne ia dhamë Ibrahimit herët të mbarën, sepse Ne e kemi njohur mirë atë.!"(El Enbija,50,51).

**Të gjitha këto citate kuranore argumentojnë një botë të tërë profetike, dhe se ata kanë ardhur me një porosi dhe koncept të njëjtë, e se umeti i tyre është një umet.**

"Atëherë ata thanë: Digjeni atë (Ibrahimin) dhe ndihmoni zotat tuaj, nëse doni t'i ndihmoni! Po Ne i thamë: O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!" ata deshën t'i bëjnë atit kurth, po Ne i bëmë ata, më të dështuarit!"

"E Ne e shpëtuam atë edhe Lutin në atë tokën që e kemi bekuar për njerëz. Dhe ia falëm atij Is'hakun, e si dhuratë edhe Jakubin. Edhe që të gjithë i bëmë të mirë (pejgamber). Dhe ata i bëmë shëmbëlltyrë që udhëzonin sipas urdhrit Tonë, i orientuam në punë të mira, në faljen e namazit, në dhënien e zekatit, dhe ata ishin adhurues Tanë të sinqertë."(El Enbija, 68-73).

"Përkujto edhe Nuhun më parë pati thirrur Zotin, e ne ia pranuam atij (edhe lutjen) e atë dhe familjen e tij e shpëtuam nga ai tmerri i madh."(El Enbija, 76).

"Përkujto Davudin e Sulejmanin kur pleqëronin për çështjen e bimës (mbjelljes) të cilën delet e atij populli e kishin kullotur natën, e Ne ishim përcjellës të gjykimit të tyre."(El Enbija, 78).

"Përkujto edhe Ejubin kur iu drejtua Zotit të vet me lutje: "Më gjeti belaja e Ti je më Mëshiruesi ndër mëshiruesit!"(El Enbija, 83).

"Përkujto edhe atë të peshkut (Junusin) kur doli i hidhëruar prej popullit dhe mendoi se nuk do t'i vijë më puna ngushtë, por në errësira ai tha se: "Nuk ka të adhuruar të vërtetë pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejtë vetes!" (El Enbija, 87).

"Përkujto, edhe Zekerijan kur e luti Zotin e vet: "Zoti im, mos më lë të vetmuar se Ti je më i miri trashëgues." (El Enbija, 89).

"Ne i pranuam lutjen e tij, ia dhuruam atij Jahjain dhe ia përmirësuam bashkëshorten atij (e bëmë që të lindë pasi që ishte sterile). Ata përpiqeshin për punë të mira, Na luteshin duke shpresuar dhe duke u frikësuar, ishin respektues ndaj Nesh. Përkujto edhe atë që ruajti nderin e saj, e Ne e frymëzuam atë me shpirt (barrë) nga ana Jonë dhe atë dhe të birin e saj i bëmë mrekulli për njerëzit. Kjo fe është e juaja dhe është e vetmja fe (e shpallur), kurse Unë jam Zoti juaj, pra më adhuroni vetëm Mua. Po ata e ndanë çështjen e fesë dhe u përçanë mes vete, mirëpo që të gjithë do vinë tek Ne." (El Enbija, 90-93).

Të gjitha këto citate kuranore argumentojnë një botë të tërë profetike, dhe se ata kanë ardhur me një porosi dhe koncept të njëjtë, e se umeti i tyre është një umet, duke e ditur se ky umet ka ndryshuar qasjen e tij nëpër kohë dhe kanë devijuar rrugëtimin e tyre pasardhësit e tyre. Gjithashtu në Kuran kemi një kaptinë me emrin Ibrahim, që përmend një grup profetësh dhe se ata kanë pasur një koncept dhe thirrje të veçantë si dhe qëllimi i tyre ka qenë i njëjtë. Allahu i madhëruar në këtë kaptinë thotë: "Ne e patëm dërguar Musain me argumentet tona (dhe i thamë): "Nxirre popullin tënd prej errësirave në dritë dhe kujtoju atyre të mirat e Allahut, se vërtet në ato ka argumente për secilin që është shumë i durueshëm dhe shumë falënderues." Dhe në të njëjtën kaptinë thotë: "A nuk jeni të njoftuar me lajmin e atyre që ishin para jush, si populli i Nuhut, i Adit, i Themudit e edhe i atyre që erdhën pas tyre, që nuk di kush për ta pos Allahut. Atyre u patën ardhur të dërguarit e vet me argumente, ata i vinin duart e tyre në gojët e veta dhe thoshin: "Ne e mohojmë atë me çka jeni të dërguar dhe ne dyshojmë shumë në atë që ju na thërrisni." Pra, Kurani përmend debatin e një të dërguari me popullin e tij, dhe përgjithëson të gjithë pejgamberët me një gjuhë të përbashkët në thesarin e përbashkët të thirrjes së



tyre, ku gjithashtu thotë: "Të dërguarit e tyre u thanë: "A mos keni dyshim në Allahun, Krijuesin e qiejve e të tokës? Ai ju thërret në besim për t'ju falur mëkatet dhe për t'ju vazhduar jetën tuaj deri në një afat të caktuar!" Ata thanë: "Ju nuk jeni tjetër pos njerëz siç jemi ne, ju dëshironi të na pengoni nga ajo që adhuronin prindërit tanë, pra na sillni ndonjë argument të qartë!"

"Të dërguarit e tyre ju thanë: "Ne nuk jemi tjetër vetëm se njerëz si edhe ju, por Allahu i jep dhuratë kujt të dojë nga robërit e vet. Ne nuk na takon t'ju sjellim ndonjë argument, vetëm me dëshirën e Allahut, pra besimtarët le t'i mbështeten vetëm Allahut." (Ibrahim, 10-12).

Gjithashtu Kurani përmend zinxhirin profetik ku thotë: "Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i tij, e ai u tha: "O populli im adhurojeni vetëm Allahun, se nuk ka te adhuruar të vërtetë pos Tij; a nuk i frikësoheni (dënimit)?" (El Muminun,23).

Gjithashtu përmend ngjarjen e Nuhut dhe tufanit dhe thotë: "Mandej pas tyre ne sollëm popull tjetër. Edhe atyre u dërguam pejgamber nga mesi i tyre që u tha: Adhurojeni Allahun, ju nuk keni ndonjë të adhuruar të vërtetë pos Tij, a nuk frikësoheni!" (El-Muminun, 31-32).

Pastaj vërteton njëshmërinë profetike dhe mesazhin hyjnor, si dhe umetin profetik: "Mandej pas tyre Ne sollëm brezni të reja. Asnjë nga popujt e shkatërruar nuk mundi ta shpejtojë e as ta vonojë afatin e vet të caktuar. Ne më pas i dërguam pejgamberët tanë një pas një, mirëpo çdoherë që një populli i erdhi i dërguari i vet, ata e përgënjeshtruan atë, prandaj Ne i përcollëm ata me dënim njërin pas tjetrit dhe i bëmë që të përmendën në tregime. I shkatërruar qoftë populli që nuk beson! Më pas Ne dërguam Musain dhe vëllanë e tij Harunin me mrekulli dhe argumentet tona të qarta, te Faraoni dhe rrethi i tij, po ata u treguan kryelartë, sepse ishin popull mendjemadh. Dhe thanë: "Si t'u besojmë dy njerëzve që janë si ne, kur populli i tyre është në shërbim tonë?"Kështu, ata i përgënjeshtruan që të dy, andaj me të drejtë i shkatërruam. Ne Musait i dhamë librin (pas shkatërrimit të Faraonit) në mënyrë që ata (populli i israelit) të gjejnë rrugën e drejtë. Edhe të birin e Merjemes dhe nënën e tij i paraqitëm si argumente dhe i vendosëm që të dy në një rrafshnaltë dhe me ujë rrjedhës. O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe e mirë dhe bëni vepra të mira se Unë e di atë që ju veproni. Kjo feja juaj është e vetmja fe, e Unë jam Zoti juaj, ruajuni dënimit Tim. E ata më vonë u ndanë në grupe sipas çështjes së fesë dhe secili grup krenohej me atë që kishte përvetësuar për vete."(El-Muminun, 42-53).

Këto citate kuranore argumentojnë vazhdimisht njëshmërinë profetike, njëshmërinë e porosisë, njëshmërinë e umetit të tyre, si dhe qysh është ndarë dhe përçarë umeti i pejgamberëve nga pasuesit e tyre. Dhe si këta pasues krenohen me ndarjen e tyre dhe nuk ndiejnë përgjegjësi për humbjen e asaj esence me të cilën kanë ardhur pejgamberët e tyre në përgjithësi, me besimin në një Zot, dhe bashkimin në një umet, si dhe bashkimin në një porosi hyjnore.

Dr. Musa Vila

# Rrugët më të mira për forcimin e raporteve në shoqëri (3)

Selami është simbol i myslimanëve i trashëguar nga Pejgamberi s.a.v.s. dhe do të jetë përshëndetje e banorëve të Xhenetit.

عَنْ الْبَرَاءِ بْنِ عَازِبٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ قَالَ أَمَرَنَا النَّبِيُّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بِسَبْعٍ وَنَهَانَا عَنْ سَبْعٍ : أَمَرَنَا بِاتِّبَاعِ الْجَنَائِزِ وَعِيَادَةِ الْمَرِيضِ وَإِجَابَةِ الدَّاعِي وَنَصْرِ الْمَظْلُومِ وَإِبْرَارِ الْقَسَمِ وَرَدِّ السَّلَامِ وَتَشْمِيتِ الْعَاطِسِ وَنَهَانَا عَنْ آنِيَةِ الْفِضَّةِ وَخَاتَمِ الذَّهَبِ وَالْحَرِيرِ وَالدِّيبَاجِ وَالْقَسِّيِّ وَالْإِسْتَبْرَقِ (لم يذكر السابع - الْمَيَاثِرَ الْحُمْرَاءِ).

***El-Bera bin Azib r.a. tregon dhe thotë:*** *"Na ka urdhëruar Resulullahu s.a.v.s. për shtatë gjëra dhe na ka ndaluar nga shtatë të tjera. Na ka urdhëruar për përcjelljen e kufomës – xhenazes, vizitën e të sëmurit, përgjigjen ndaj ftesës, ndihmën ndaj viktimës, përmbushjen e betimit, kthimin e selamit, lutjen për atë që teshtin dhe na ka ndaluar nga enët e argjendta, nga bartja e arit (unaza), nga mëndafshi me llojet e tij (qofshin rroba, mbulesa, shtroje, këmisha)." Transmetuesi nuk e ka përmendur të shtatën e ajo është mbulesa prej mëndafshi e shalës së devesë[1]."*

## Kthimi i selamit (përshëndetjes)

Përshëndetja me selam krijon afërsi dhe dashuri ndaj njëri-tjetrit. Gjithashtu përshëndetja është shenjë e vëllazërisë dhe bashkëjetesës ndër komunitete. Shumica absolute e dijetarëve mendojnë se të filluarit me përshëndetjen e selamit është prej konditave të Sunetit, ndërsa kthimi i tij është prej konditave të vaxhibit (obligueshmërisë). Allahu xh.sh. thotë: "Kur ju përshëndetin me ndonjë përshëndetje, përgjigjuni me më të mirën prej saj ose kthejeni atë përshëndetje." (En-Nisa, 86)

Forma më e mirë e kthimit të selamit është ve alejkumus-selamu ve rahmetull-llahi ve berekatuhu (edhe me ju qofshin paqja, mëshira dhe bereqeti i Allahut). Ibn Abdil Berri thotë se për këtë ka konsensus të dijetarëve. Kuptimi i vërtetë i kësaj është se ai që jep selam, bën lutje për atë që takon, kurse ai që e kthen dëshiron që edhe me të të jetë kujdesi dhe ruajtja e Allahut xh.sh.. Kush fillon i pari me selam është më i vlefshëm sipas hadithit: "Më i miri prej të dyve është ai që fillon i pari me selam.[2]

Duhet të jemi të kujdesshëm që gjithnjë para çdo fjale dhe shprehjeje të fillojmë me selam. Kjo shprehje nuk mund të zëvendësohet me shprehjet mirëdita, tungjatjeta, mirupafshim etj.. Selami nuk mund të kufizohet për vende të veçanta e as për njerëz të veçantë, siç është bërë traditë te ne vetëm në oborr të xhamisë dhe vetëm për njerëz të moshuar dhe të fesë. Ajo shprehje vlen për çdo vend dhe për të gjitha strukturat e shoqërisë. Selami është simbol i myslimanëve i trashëguar nga Pejgamberi s.a.v.s. dhe do të jetë përshëndetje e banorëve të Xhenetit. Allahu xh.sh. thotë: "Përshëndetja e tyre atje (në Xhenet) është selami." (Junus, 10) Duhet të jemi të vetëdijshëm për vlerën dhe pozitën e selamit, ndaj duhet ta ruajmë me fanatizëm dhe përkushtim.

## Lutja për atë që teshtin

Ky është urdhri i fundit nga shtatë urdhrat që pasuan në porosinë e Resulullahut s.a.v.s..

Nga Enesi r.a. transmetohet se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Kur Ademit iu frymëzua shpirti (kur Allahu xh.sh. e krijoi) dhe kur i erdhi gjer te koka, teshtiu e tha: "Falënderimi i qoftë Allahut, Sunduesit të të gjitha botëve!", për çka i Lartmadhërishmi tha: "Allahu të mëshiroftë!"[3]

Teshtitja është njëra prej mirësive të Allahut xh.sh., ndaj e meriton të thuhet falënderimi i takon vetëm Allahut. Teshtitja ndodh kur organizmi i njeriut e në veçanti zemra, ka bllokadë funksionimi e me teshtije fillon riaktivizimi i organizmit dhe largimi i pasojave eventuale të mundshme për organizmin dhe jetën e njeriut. Formulimin e tregoi Pejgamberi s.a.v.s. kur tha: "Vërtet personi që teshtin thotë: -El-hamdulilah, ndërsa personi që e dëgjon thotë: -Allahu të mëshiroftë. Personi që teshtin i përgjigjet: -Allahu të udhëzoftë dhe ta përmirësoftë gjendjen."[4]

Kjo vlen për teshtitjen e besimtarit, ndërsa për jomyslimanin nuk kërkohet mëshirë, por vetëm udhëzim. Hebrenjtë vinin tek Resulullahu

s.a.v.s. dhe teshtinin vetëm e vetëm që të përfitonin lutjen e tij për mëshirë tek Allahu xh.sh., por ai ia kthente vetëm me shprehjen jehdikumullah – "Allahu ju udhëzoftë".

Tri herë është teshtitje, ndërsa më tepër se tri herë është flamë.

Sipas malikive dhe dhahirive vendimi i lutjes ndaj atij që teshtin është vaxhib. Hanefitë dhe shumica e fukahave hanabilë thonë se është farz kifaje (nëse dikush e kryen, të tjerët shkarkohen nga ky vendim). Shafitë thonë se vendimi i saj është sunet kifaje. Sidoqoftë, lutja për atë që teshtin është prej kulturës, edukatës dhe Traditës Profetike. Është edukatë e kuvendit (mexhlisit), që nuk duhet të anashkalohet.

## Ndalesat në hadith

Pasi Resulullahu s.a.v.s. theksoi urdhëresat, ai vazhdoi duke përmendur edhe disa ndalesa. Në aspektin e numrit aq sa kishte cekur urdhëresa, po aq kishte cekur edhe ndalesa. "... na urdhëroi për shtatë gjëra dhe na ka ndaluar nga shtatë të tjera..."

Nga shtatë ndalesat tri janë kryesore: enët e argjendit, unaza e arit për meshkuj dhe mëndafshi me tri llojet e tij. Gjithashtu transmetuesi i hadithit kishte harruar një ndalesë, që në versionet e tjera përmendet të jetë mbulesa e mëndafshtë e shalës së devesë. Ndalesa është përqendruar tek mëndafshi natyral. Theksimi i tre llojeve të mëndafshit kuptohet si theksim i të veçantës pas asaj të përgjithshmes, që tregon për rëndësinë e madhe të vendimit të saj.

## Enët e argjendta

Ndalesa për enët e argjendta ka ardhur në këtë hadith dhe në disa hadithe të tjera autentike. Ndalesa përfshin pirjen, ngrënien dhe përdorimin e enëve prej ari dhe argjendi, ngase përdorimi i tyre nënkupton luks të tepruar dhe shpie në mendjemadhësi. Resulullahu s.a.v.s. thotë: "Mos pini në enët e arit dhe të argjendit, e as mos hani



ushqim në to, se vërtet ato enë në këtë botë janë për ata (jomyslimanët)[5] e për ne janë në botën e ahiretit."[6]

Shumica absolute e dijetarëve bien dakord për ndalimin e enëve, lugëve thikave, tiganëve, tepsive dhe gjërave të tjera të ngjashme me to të cilat janë prej ari apo argjendi. Arin dhe argjendin nuk duhet ta fokusojmë në këto gjëra, pasi ato mund të përdoren për interes të përgjithshëm shoqëror, p.sh. për ndërtimin e shkollave, instituteve shkencore, spitaleve, ambulancave, rrugëve etj.. Në të njëjtën kohë luftojmë edhe varfërinë dhe ndërtojmë ardhmërinë e jetës së umetit tonë apo të shtetit ku jetojmë.

## Unaza prej ari

Unaza prej ari është e ndaluar për meshkujt dhe jo për femrat. Këtë e bazojmë në hadithin: "Arin dhe mëndafshin e ka lejuar për femrat e umetit, ndërsa për meshkujt e saj e ka ndaluar."[7] Pejgamberi a.s. në gishtin e tij kishte vendosur një unazë prej argjendi dhe kishte gdhendur fjalët Muhamed Resulullah. Pas tij këtë unazë e kishin vendosur kalifët Ebu Bekri, pastaj Omeri, pastaj Othmani. Këtij të fundit i kishte rënë në pusin Urejs në Medinë, afër xhamisë Kuba. Pra, mbajtja e unazës prej argjendi është sunet i konfirmuar nga Pejgamberi s.a.v.s..

## Mëndafshi

Kjo pjesë e hadithit tregon për ndalimin e mëndafshit me të gjitha llojet e tij dhe përzierjet e mundshme me lloje të tjera tekstili. Pra, është e ndaluar veshja e mëndafshit, shtroja, mbulesa, jastëku, jorgani e të ngjashme me to.

Resulullahu s.a.v.s. thotë: "Mos vishni gjëra të mëndafshta, kush e vesh në këtë botë, nuk ka për ta veshur në ahiret."[8] Edhe mëndafshi është mall luksi dhe i kushtueshëm, kështu që nuk duhet të përdoret për veshje, por për shitblerje në mënyrë që paraja e tij të jetë në qarkullim dhe të mbulojë nevojat e njerëzve.

Për nevoja ekstreme mëndafshi mund të lejohet, ashtu siç ia kishte lejuar Pejgamberi s.a.v.s. Abdurrahman bin Avfit dhe Zubejrit për shkak të sëmundjes së lëkurës. Gjithashtu mund të lejohet me sasi të vogël, në masën e dy, tre dhe katër gishtërinjve.

Ky hadith mund të konsiderohet prej haditheve enciklopedike për nga përmbajtja e gjërave shoqërore, udhëzimeve, normave dhe sjelljeve njerëzore në shoqëri.

*(1) "Sahihul Buhari", vëll. III, fq. 112, nr. 1239; vëll. XI, fq. 18, nr. 6235; Muslimi nr. 5356. Ndalesën e shtatë, të cilën e ka harruar transmetuesi "el-mithere – mbulesa e mëndafshtë e shalës së devesë" gjendet tek "Musnedi" i Ahmedit nga i njëjti transmetues, vëll. 37, fq. 488, nr. 17801. (2) "Sahihul Buhari", vëll. 19, fq. 253, nr. 5768; "Muvettau Malik", vëll. V, fq. 394, nr. 1410. (3) Ibni Sa'di, "Et-Tabekatul-kubra", përmes Ibni Abbasit, vëll. I, fq. 9. (4) "Sahihul Buhari", nr. 6224. (5) "Sahihul Buhari", vëll. IX, fq. 554, nr. 5426. (6) Theksimi në hadith se ari dhe argjendi për gjërat e pijes dhe ngrënies janë për jomyslimanët nuk tregon se ata e kanë të lejuar, por hadithi është informatë që tregon për gjendjen dhe veprimet e tyre në këtë botë, se ata i përdorin pa i pasur të lejuara. (7) "Sunen En-Nesaij", vëll. 15, fq. 396, nr. 5057. (8) "Sahihul Buhari", nr. 5834.*

Abdullah Krasniqi

# Rëndësia e vlerave njerëzore në Kuran

Kurani, libri i fundit hyjnor drejtuar njerëzimit përmes Muhamedit a.s., paraqet të vetmen dërgesë që Zoti e ka garantuar se nuk do të mund të ndikohet, ndërrohet, tjetërsohet apo të zëvendësohet nga dikush tjetër.

Zoti thotë: "Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kuranin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij". (El Hixhr: 9).

Ky origjinalitet i garantuarna ndihmon të ndihemi komod se parimet qe proklamon Kurani për qenien më të çmuar, njeriun, janë domosdoshmëri e patjetërsueshme. Sepse"(kjo fe jona është) ngjyrosje e Allahut, e kush ngjyros (me fe) më mirë se Ai. Ne vetëm Atë e adhurojmë". (El-Bekare: 138).

Pra, siç gjithçka ka një natyrë të sajin, edhe natyrshmëria e njeriut përkon, rregullohet dhe sistemohet sipas urtësisë së Krijuesit. Zoti thotë: "Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë, që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon, se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh". (El-Isra: 9). E ti, o besimtar, "Përqendro vetën tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe) feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë". (Er-Rrumë: 30)

Rregullimi individual i personit ka të bëjë me orientimin e tij sipas urdhëresave të Zotit të caktuara enkas si domosdoshmëri për të. Përcaktimi i dikujt rreth diçkaje, thjesht ka të bëjë me atë se vendos t'i përmbahet natyrshmërisë-fitra, ose t'i largohet asaj, se ofertë të tretë nuk ka. Dhe kjo besimtarët i obligon që të mbajnë ekuilibrin në rregullimin individual dhe atë shoqëror.

> **"Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë, që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon, se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh". (El-Isra: 9)**

Kjo arrihet duke marrë në konsideratë se secili individ paqësor, duhet t'i respektoj normat që i ka thënë Kurani, e ata që kanë dyshime në të thirren ta përdorin logjiken e shëndoshë dhe jo ta anashkalojnë atë, duke u sjellë në mënyrë jo të njerëzishme. Zoti thotë: "Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për Xhehenem. Ata kanë zemra,që me to nuk kuptojnë, ata kanë sy që me ta nuk shohin dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata të marrët. (El-Arafë: 179).

Udhëzimi që vjen në mënyrën urdhërore bëje këtë ose largohu kësaj, aq shumë i dhënë në Kuran, respektohet nga një besimtar, përndryshe ai bie në taborin kundërshtues. "Kush është më zullumqarë se ai që është këshilluar me argumentet e Zotit të vet, e ua kthen shpinën atyre dhe harron atë që vetë e punoi? Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesë, në mënyrë që të mos e kuptojnë atë (Kuranin), kurse në veshët e tyre shurdhim, andaj edhe nëse i thërret ti ata në rrugë të drejtë, ata si të tillë nuk do të udhëzohen kurrë" (El-Kehf : 57).

Prandaj, lexues i nderuar, për katër gjëra duhet të kesh kujdes në jetë, njëra ka të bëjë me Zotin, tjetra me vetveten, e treta është mes Zotit dhe teje, ndërkaq e katërta rregullon raportin tënd me të tjerët. Vetëm Zoti meriton të adhurohet, duke mos njohur tjetër hyjni. Mes Zotit dhe robit qëndron lutja dhe pranimi, ndërkaq në marrëdhënie me njerëzit duaj për të tjerët atë që e do për vete. Kjo rrumbullakon atë rreth të cilës sillen udhëzimet e fesë.

Mr. Isa Lushaku

# "Antagonizmi" fe – atdhe

Islami nuk bie ndesh asnjëherë me çfarëdo vlere njerëzore, me asnjë komb, me asnjë gjuhë dhe me asnjë racë.

Bindja e thellë dhe e paluhatur se Islami nuk bie ndesh asnjëherë me çfarëdo vlere njerëzore, me asnjë komb, me asnjë gjuhë dhe me asnjë racë, na bënqë të mos heshtim përballë atyre që paraqesin Islamin dhe atdheun si dy armiqtë cilët rrezikojnë ekzistencën e njëri-tjetrit. Kjo bindje që kundërshton këtë antagonizëm, nuk është bindje e ndërtuar mbi emocione, por mbi argumente hyjnore të qarta dhe të pakontestuara.

Gjatë çdo feste kombëtare e shtetërore, vërejmë dy tendenca ekstreme që thërrasin apo shprehin këtë antagonizëm. Tendenca e parë vjen nga ata që, të shtyrë nga fanatizmi apo interesi i tyre, kanë për qëllim sulmin ndaj Islamit, duke u munduar ta paraqesin si fe antikombëtare. Ndërsa, tendenca tjetër vjen nga disa myslimanë praktikues, por të manipuluar, që atdheun e tyre e konceptojnë thjesht si një tokë për të shkelur mbi të, duke mos ndier asgjë për përkatësin e tyre kombëtare, ngjashëm sikur nëna të shihet vetëm si asht, mish dhe gjak.

> **Dëbimi nga atdheu renditet si krimi më i rëndë që komplotonin jobesimtarët për Muhamedin a.s..**

Kjo është një padrejtësi, ngase e vërteta qëndron në atë se dashuria ndaj Islamit nuk bie ndesh asnjëherë me dashurin ndaj atdheut. Përkundrazi, dashuria për fenë mbjell, ushqen, ngjall dhe shton dashurinë për atdheun. Zoti i Madhëruar në Kuranin famëlartë krahason vrasjen me dëbimin nga atdheu, thotë: " sikur Ne t'i urdhëronim ata:" Vriteni veten!:" ose "Lini shtëpitë tuaja...!"[1] Pra, janë krahasuar largimi i shpirtit nga trupi (vrasja) me largimin e trupit nga atdheu (dëbimin). Madje, dëbimin nga atdheu e llogarit si krimin më të rëndë dhe më të papërballueshëm për Muhamedin a.s., kur i drejtohet atij: "Kujto kur mohuesit komplotonin kundër teje: për të të burgosur, vrarë ose dëbuar..."[2] Pra, dëbimi nga atdheu renditet si krimi më i rëndë që



komplotonin jobesimtarët për Muhamedin a.s..

Gjithashtu, dëbimi nga vendlindja merret si arsye për lejimin e luftës (vetëmbrojtjes), kur Zoti i Madhëruarthotë: "Atyre që janë sulmuar, u lejohet (që të mbrohen), sepse u është bërë padrejtësi... ata që janë dëbuar nga vatrat e tyre padrejtësisht..."[3] E si të pohohet se dashuria ndaj fesë cenon dashurinë ndaj atdheut, pas gjithë këtyre citateve hyjnore e të këtillat që vlerësojnë lart atdheun janë të shumta në Kuranin famëlartë?!

Kujtojeni se si Muhamedi a.s pas dëbimit të tij nga vendlindja e tij (Meka) i drejtohet asaj me lot në sy: "Pasha Zotin, ti je vendi më i dashur prej tokës së Zotit, dhe sikur të mos më nxirrnin prej teje, nuk do të dilja"[4] . Po të ishte ndonjë mysliman "i mirë" i kohës së sotshme e t'i thoshte Muhamedit a.s.: "Ki frikë Zotin! Si derdh lot për vendin e "tagutit"që nuk praktikon sheriatin e Zotit?!".

Shikoni transmetimet autentike në koleksionet e Buhariut dhe të Muslimit, se si gjenerata e artë (shokët e Muhamedit a.s.) thurnin vargje për luginat, gurët, rërën, kodrat, puset e Mekës, vendlindjes së tyre, ndërsa, Muhamedi a.s kur dëgjon mallëngjimin e tyre për vendlindje emocionohet, mallëngjehet dhe lutet: "O Zot, mallkoje Utbe ibn Rrebian, Shejbe ibn Rrebian dhe Umeje ibn Halefin që na larguan nga atdheu ynë! ...O Zot na e bëj Medinën të dashur ashtu siç e duam Mekën..."[5]

Po! Ata e donin dhe mallëngjeheshin për atdheun e tyre, ngase Islami ua kishte ruajtur njerëzoren e pastër. Përmalloheshin për vendlindjen e tyre, edhe pse ajo ishte e stërmbushur me idhuj dhe aty qëndronin kokat e jobesimtarëve që kishin persekutuar, torturuar, vrarë e dëbuar besimtarët. Ah, sikur të ishte ndonjë mysliman "i mençur" i kohës së sotshme e t'u drejtohej shokëve të Muhamedit a.s: "Kini frikë Zotin! Si e doni dhe si mallëngjeheni për vendin e "tagutit", ku nuk sundon ligji i Zotit?!".

Shikojeni se si Muhamedi a.s. lutet dhe mbjell dashuri për atdheun kur thotë: " Në emër të Zotit, me dheun tonë (dheun e vendlindjes), shërohet i sëmuri ynë me ndihmën e Zotit tonë"[6] . Pra, ilaçi që nxirret nga dheu, bima, bari, fryti i vendlindjes është më shërues. Kjo ishte edhe teoria e mjekut të famshëm Galen, por Muhamedi a.s këtë e përmendi para 14 shekujsh.

Islami thërret në vëllazërim kombëtar pa marrë parasysh përkatësinë fetare. Fatkeqësisht, disa fanatikë mundohen ta përjashtojnë nga historia jonë kombëtare çdo figurë dhe veprimtar, vetëm për shkak të islamit të tij. Gjithashtu, në anën tjetër shohim ekstremin tjetër, icili nuk heziton për të poshtëruar figura kombëtare vetëm për shkak të përkatësisë së tyre fetare joislame. Por, Islami na mëson të kundërtën. Porosit për vëllazërim kombëtar, pa marrë parasysh përkatësinë fetare. Shikojeni se si Zoti i Madhëruar e cilëson pejgamberin e Tij, Nuhin a.s. kur thotë: "Populli i Nuhit i quante gënjeshtarë të dërguarit. Por, vëllai i tyre – Nuhu u tha: frikësojuni Zotit."[7] Pra, populli i Nuhit a.s. ishte mohues i Zotit, por megjithatë, Zoti i Madhëruar e cilësoi Nuhun a.s. si vëlla i popullit të tij edhe pse ishte popull jobesimtar. Ngjashëm i cilësoi edhe pejgamberët e tjerë: Hudin a.s., Salihun a.s. dhe Lutin a.s..

Jo rastësisht, Zoti i Madhëruar përmend pejgamberin Shuajb a.s., i cili qe dërguar te populli Medjen dhe populli Ejke, në dy raste, në forma të ndryshme: "Banorët e Ejketit i quajtën gënjeshtarë të dërguarit. Por, Shuajbi u tha: frikësojuni Zotit!"[8] dhe:"Popullit të Medjenit Ne i dërguam vëllanë e tyre Shuajbin."[9] Shikojeni se si Zoti i Madhëruar nuk e cilëson Shuajbin a.s. si 'vëlla' të popullit Ejke, ngase ai ishte i dërguar tek ky popull si pejgamber, por nuk ishte i biri i këtij populli, ndërsa e cilësoi si 'vëlla' të popullit të Medjenit, ngase ishte bir i këtij populli.

Pra, Islami thërret në vëllazërim kombëtar pa marrë parasysh përkatësinë fetare. E gjithsesi mbjell, ushqen, ngjall dhe shton dashurinë ndaj atdheut, e assesi nuk bie ndesh me të.

Një mysliman i mirë duhet të jetë doemos një atdhetar i mirë!



*(1) An-Nisaa: 66. (2) Al-Anfaal: 30. (3) Al-Hajj: 39,40. (4) Transmeton Tirmidhiu. (5) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. (6) Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. (7) Ash-Shuaraa: 105, 106. (8) Ash-Shuara: 176, 177. (9) Hud: 84*

Feim Hoxha

# Si ta fitojmë sinqeritetin?

"Çelësi i pozitës tënde te Allahu është sinqeriteti"
(Ebu Hamid el-Gazali)[1]

Allahu xh.sh.në lidhje me sinqeritetin shprehet kështu: "E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë, ta falin namazin, të japin zeqatin, se ajo është feja e drejtë."[2]

Sinqeriteti në këtë botë është parimi më i rëndësishëm, forca më e madhe, ndërmjetësi më i pranueshëm, pika më e fortë e mbështetjes, rruga më e shkurtër për tek e vërteta, lutja më e pranueshme, mjeti më i mirë për arritjen e qëllimeve dhe cilësia më e lartë e adhurimi më i pastër.[3]

Por, si te futemi në portën e sinqeritetit?

Ajo që njeriun e ngreh drejt sinqeritetit është qëllimi në veprimet e tij. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Veprat varen nga qëllimi dhe çdo njeri do të shpërblehet sipas qëllimit".[4]

## Katër rregulla

Ekzistojnë katër rregulla të cilat na mundësojnë të bëhemi të sinqertë:

**Rregulli i parë:** Ne duhet të kërkojmë kënaqësinë hyjnore në të gjitha punët tona. Nëse Allahu xh.sh. është i kënaqur me ne, s'ka rëndësi edhe sikur tërë bota të ishte e pakënaqur. Ebu Sulejman ed-Daraniu ka thënë: "I lumi ai që më një hap e dëshiron vetëm Allahun."

**Rregulli i dytë:** Moskritikimi në mes vellëzerve të cilët janë në shërbim të fesë dhe Kuranit dhe moszgjimi i motiveve të smirës së tyre duke u krenuar, e duke shfaqur vlera më të larta. Shembullin më konkret kemi gjymtyrët e trupit tonë. Shikojeni më vëmendje sa bukur bashkëpunojnë dhe nuk e xhelozojnë njëra-tjetrën. Shiko syrin me syrin tjetër dhe veshin me veshin tjetër si nuk bëjnë dot pa njeri-tjetrin!

Allahu xh.sh. thotë: "… e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake). Të jeni të durueshëm se Allahu është me të durueshmit."[5]

**Rregulli i tretë:** Ne duhet të jemi të bindur se e gjithë fuqia jonë qëndron te sinqeriteti dhe e vërteta. Besimtari i vërtetë duhet të qëndrojë përkrah të sinqertëve. Këtë na kërkon Allahu xh.sh: "O ju që besuat! Ta keni në kujdes Allahun dhe të jeni me ata të drejtët".[6]

**Rregulli i katërt:** Të gëzoheni dhe të falënderoni Allahun xh.sh. për të mirat dhe sukseset që kanë arritur vëllezërit tuaj.[7]

Njëri nga mjetet më të efektshme për ta fituar e ruajtur sinqeritetin është të kujtuarit e vdekjes. Ashtu si ambiciet e kësaj dynjaje që dëmtojnë sinqeritetin dhe e shtyjnë njeriun në hipokrizi dhe në dashuri ndaj kësaj bote, po kështu të kujtuarit e vdekjes largon nga hipokrizia dhe të afron te sinqeriteti. Pejgamberi a.s. thotë: "Kujtojeni shpesh vdekjen, se zhduk kënaqësinë dhe e bën atë të hidhur."[8]

## Tre penguesit e sinqeritetit:

**Penguesi i parë:** Rivaliteti ose smira lidhur me përfitimet materiale e shkatërron gradualisht sinqeritetin. Pejgamberi a.s. thotë: "Ruajuni prej zilisë, sepse zilia i djeg veprat e mira, siç i djeg zjarri drutë".[9]

**Penguesi i dytë:** Mburrja e egos dhe dhënia e një statusi të lartë nefsit urdhërues për të liga, i cili ka dëshirë për famë, për emër, pozitë, për brohoritjen e publikut dhe tërheqjen e vëmendjes së tyre.

**Penguesi i tretë:** Është frika dhe lakmia.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Lajmëroni, lajmëroni të sinqertët se prosperiteti është i atyre!"

"Si janë të sinqertët, a mund të na i përshkruash?", e pyetën ata që ishin prezentë. Ai tha: "Ata kur janë në mes të njerëzve, nuk diktohen se janë aty!"[10]

*(1) Jakup Asipi, Sinqeriteti, Kumanovë, 2012, fq.16. (2) El-Bejjineh, 5. (3) Said Nursi. Shkreptimat.Stamboll. 2010.fq. 294. Perktheu J.Salkurti. (4) Hadithe te zgjedhura te Pejgamberit a.s. Tetovë 2004. fq.120. (5) El-Enfal, 46. (6) Et-Tevbe,119. (7) Said Nursi, op. cit., fq.299. (8) Tirmidhi dhe Nisai. (9) Hadithe te zgjedhura te Pejgamberit a.s. op. cit., fq. 126. (10) Jakup Asipi, op. cit., fq.130*

PHDc Rexhep Suma

# Obligueshmëria me thirrjen në Islam

Profeti në Kuran urdhërohet të ftojë njerëzit, të ftojë jomyslimanët, të krishterët, çifutët, arabët paganë t'i përgjigjen thirrjes së Allahut, Zotit Një.

Komunikimi i besimit dhe mësimeve të Islamit qoftë te myslimanët apo edhe jashtë tyre, duhet të bëhet me modesti, urtësi dhe me një mënyrë të butë të prezantimit të kësaj feje tek masa e gjerë. Ky komunikim në vete përmban parimet mbi ekzistimin e Krijuesit, Allahut xh.sh., dhe se jeta jonë në këtë botë mbetet e përkohshme, dhe se një ditë njeriu do të jap llogari para Zotit në ditën e llogarisë. Ky vizion në jetën e myslimanit është qenësorë dhe ndikon në zhvillimin e jetës së tij duke vendosur para vetës prioritetet në jetë. "Për njerëzit që besojnë islamin, daveja do të implikonte përkthimin e këtij besimi në jetën personale, familjare, jetën e përditshme, si dhe atë shoqërore, politike dhe ekonomike në përgjithësi. Origjina e davesë, gjendet në mësimet e Kuranit dhe nga jeta e Muhamedit a.s.,. Profeti në Kuran urdhërohet të ftojë njerëzit, të ftojë jomyslimanët, të krishterët, çifutët, arabët paganë t'i përgjigjen thirrjes së Allahut, Zotit Një. Nëse ata i nënshtrohen Allahut, thotë Kurani, ata janë të udhëzuar. Nëse ata nuk i nënshtrohen, Kurani e urdhëron Muhamedin a.s.të shpall: "E keni kryer detyrën", kjo është e tëra që u është kërkuar të bëni"[1].

**Muhamed el Bejanuni duke sqaruar ajetin 110 në suren Ali Imran, thotë se ftesa për në Islam është cilësi e përgjithshme e cilësive të umetit islam andaj dhe si e tillë mbetet obligim i përgjithshëm.**

Kur jemi tek obligueshmëria dhe përçimi i islamit tek masa, dijetarët janë në ujdi se ajo është obligim, por kanë shfaqur mospajtime në lidhje me faktin se a është obligim individual apo obligim kolektiv (nëse ndonjëri prej myslimanëve e zbaton të tjerët janë të liruar nga ky obligim). Në këtë rast secili grup i dijetarëve mbështet mendimin e vet me tekste sheriatike dhe argumente mendore. Edhe pse mosujdia mes tyre është nga sfondi teorik, kurse ngushtohet sipërfaqja mes tyre nga aspekti praktik.

Së pari prezantojmë argumentet e atyre që ndajnë mendimin se thirrja islame është obligim individual.

Mbështetja e tyre është në këto argumente kuranore:

Parafjala "min" në ajetin kuranor "Nga ju le të jetë një grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillët janë ata të shpëtuarit" (Ali Imran, 104), duke shkoqitur këtë ajet, dijetarët thonë se është për qëllim "sqarimi"e nuk është me kuptim "disa"(një grup). Në vazhdim argumentet e tyre i ndërtojnë duke i mbështetur në atë se ligjërimi me thirrje islame është për të gjithë moshrriturit, dhe së këtejmi thirrja islame mbetet obligim për çdo mysliman brenda mundësive të tij.[2]

Autori i librit"El Med'hal ila ilmi ed-dave", Muhamed el Bejanuni duke sqaruar ajetin 110 në suren Ali Imran, thotë se ftesa për në Islam është cilësi e përgjithshme e cilësive të umetit islam andaj dhe si e tillë mbetet obligim i përgjithshëm.

Kurse në hadithin e Muhamedit a.s. që transmeton Ebu Seid el Hudriu, "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut,duke thënë: "Kush nga ju sheh një të keqe – le ta ndryshojë me dorë, e nëse nuk mundet këtë ta bëjë - atëherë me

gjuhën e tij, e nëse nuk mundet këtë ta bëjë – atëherë me zemrën e tij, porse ky është imani më i dobët'.[3] Pra, parafjala "men" këtu është nga parafjalët e përgjithshme, e edhe dispozitën e ka të përgjithshme.

Po ashtu argumentojnë edhe me hadithin tjetër të Muhamedit a.s. të cilin e transmeton imam Buhariu: "Le t'ia komunikojë dijen ai që është prezent atij që nuk është prezent[4].

Grupi i tjetër i dijetarëve që ndajnë mendimin se ftesa në islam (dave) është obligim kolektiv (profesionistët dhe të shkolluarit për këtë fushë), parashtrojnë këto argumente.

Parafjala "min"në ajetin kuranor "Nga ju le të jetë një grup që thërret.. është për qëllim "disa" (një grup) e jo nuk ka për qëllim të gjithë. E kjo argumentohet edhe me ajetet e mëposhtme: "Nuk është e nevojshme të dalin në luftë të gjithë besimtarët. E përse nga çdo grumbull i tyre të mos shkojë një grup për t'u aftësuar në diturinë fetare, për ta mësuar popullin e vet kur të kthehen te ata, në mënyrë që ata ta kuptojnë (e të ruhen). (E-tevbe, 122).

Kjo për shkakun se urdhërimi në të mira dhe pengesa nga të këqijat është detyrë që duhet të mbështetet në dije e fakte të qarta, njohjen e rrethanave e kushteve e kjo nuk gjendet tek të gjithë myslimanët, andaj obligimi bie mbi ata që plotësojnë këtë kusht. Nëse ata e kryejnë atëherë mëkati nuk e përfshinë masën dhe kështu lirohen nga ky obligim.

## Dy mendimet pajtohen se thirrja është obligim

Por, secili mendim është më mbizotërues ndaj tjetrit, disa e mbështetin të parin e disa të dytin, por duke parë se nuk është e nevojshme për lexuesin të thellohet në këto çështje kjo për arsye se mospajtimi siç e kemi thënë nuk është i thellë dhe nuk ka ndonjë gjurmë praktike dhe sepse të dy mendimet pajtohet se thirrja është obligim si dhe ata që mbrojnë qëndrimin se thirrja islame është obligim kolektiv pajtohen me mendimin se nëse nuk kryhet ai obligimi nuk hiqet ai prej të tjerëve dhe nëse nuk kryhet nga ndonjëri atëherë mëkatar janë të gjithë.

Shikuar nga ana tjetër edhe ata dijetarë që mbajnë qëndrimin se thirrja është obligim individual, obligimin e kushtëzojnë me mundësi (el istita'atu), për faktin se ai që nuk e njeh fushën e fesë- dispozitat mbi të keqën nuk numërohet si i mundshëm nga të gjithë. Edhe personi që nuk është i aftë (axhiz) të bëjë ndryshimin e të keqes, nuk obligohet me të. Por edhe sikur të binte obligimi me kryerjen e kësaj çështje, duke marrë për bazë se disa e kanë kryer këtë mision, prapë dispozita e saj mbetet mendub (e preferuar), ku të gjithë myslimanët do ta kryejnë këtë përgjegjësi. Kjo gjënë mbështetje në fjalën e Zotit xh.sh.: "E kush ka fjalën më të mirë prej atij që thërret te Allahu, vepron (punë) të mira dhe thotë: "Unë jam prej myslimanëve?" (Fusilet,33), e shumë ajete tjera që nxisin për thirrjen islame, duke ditur se për këtë veprim ka shpërblime të mëdha.[5]

Dijetarët islamë në këtë aspekt mund të veçohen në përçuarjen e mesazhit të Allahut tek njerëzit për shkak të kumtimit të disa detajeve dhe koncepteve të thella të fesë për shkak të horizonteve të gjera të dijes dhe eksperiencës së tyre në këtë fushë. Ky obligim është si për mashkullin ashtu edhe për femrën, e kjo qartësohet edhe më shumë kur kemi parasysh fjalën e Allahut xh.sh.: Thuaj: "Kjo është rruga ime, ftoj për tek Allahu, me fakte të qarta, unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhujtarët." (Jusuf,108).

Imam Ibën Kethiri duke komentuar këtë ajet thotë: Allahu i lartësuar në këtë ajet i ka thënë të Dërguarit të Tij, që t'i informojë njerëzit se kjo rrugë është thirrja që të dëshmohet se nuk ka Zot tjetër pos të vetmit Allah, që nuk ka rival dhe se ky i thërret njerëzit në bazë të fakteve të qarta dhe po kështu veprojnë edhe ata që ndjekin ata besimtarë, d.m.th edhe këta thërrasin për tek Allahu mbi bazën e fakteve të qarta, qofshin ato fakte të sheriatit apo logjike"[6].



Kurse Imam Taberiu në tefsirin e tij thotë se Zoti i drejtohet Muhamedit a.s.: “O Muhamed thuaj se kjo është thirrja në të cilën unë ftojë, rruga në të cilën jam unë që thërras në Njësinë e Zotit, sinqeritetin në adhurimin ndaj Tij, duke mos adhuruar zota tjerë e as idhuj. Kjo rrugë është bindje ndaj Tij dhe shmangie ndaj mëkateve.”[7]

Thirrja e njerëzve për në Islam dhe arritja e bindjes së tyre që t’i pranojnë mësimet islame dhe ligjet e saj, mbetet nga mjetet me të cilat mund të realizohet ngritja e shoqërisë islame si dhe vazhdimësia e jetës islame. Duke marr për bazë se sot Islami nuk ka një shtet ku të gjithë do t’i drejtonin synimet kah ai dhe për çdo gjë do të ishte referencë e tyre. Zbatimi i dispozitave islame nga ana institucionale shtetërore nuk funksionon. Prandaj, prej mjeteve që të ngritët një shtet i cili do të funksiononte sipas islamit nevoja për thirrjen islame është jetike, farzi ajn për çdo mysliman derisa të jetësohet ai shtet. Dhe ata që nuk ngritët dhe të veprojnë për këtë çështje –islamin (janë mëkatarë) fetarisht, dhe nuk iu hiqet barra e mëkatit derisa të ngritën dhe të bëjnë thirrje për në fenë e Allahut duke kontribuar konkretisht brenda mundësive dhe fuqive të tyre.[8]

## Unifikimi i qëndrimeve dhe mundësive

Por, duke parë realitetin tonë të sotshëm, dhe sfidat që po përballen dijetarët e fesë (thirrësit), kërkon një unifikim të qëndrimeve dhe mundësive për ta kryer thirrjen në mënyrë kolektive është diçka si tejet e domosdoshme dhe imediate. Por, edhe në shoqëritë jo islame janë përhapur ide e imazhe të gabuara rreth islamit duke lidhur islamin me gjithçka të keqe. Ai etiketohet me terrorizëm, fundamentalizëm, radikalizëm me dhunë, agresivitet, i prapambetur, jokohor, i egër, i dhunshëm, jo social etj. E gjithë kjo kërkon një angazhim të madh sa që individi i vetëm nuk mund të përballojë, por edhe një grup individësh nuk mund t’i bëjë ballë gjithë kësaj. Thirrja islame kërkon që të veprohet në mënyrë kolektive dhe këtë e argumenton vetë suneti i Muhamedit a.s., i cili urdhëronte secilin mysliman që përqafon fenë islame të shkonte në Medinë me qëllim që ta bashkojë energjinë-punën e tij me forcën e myslimanëve tjerë që të orientohet në drejtim të saktë, ashtu siç orienton i Dërguari i Tij.[9]

Aktiviteti thirrës për nga madhështia, rëndësia dhe vlera që ka, kërkon njerëz me aftësi të jashtëzakonshme dhe të larta, njerëz me veti burrërore dhe bujare, trimëri dhe durim, vendosmëri dhe burrëri, maturi dhe kujdes. Na duhet përqendrimi te këta njerëz të këtyre vetive të larta dhe të jashtëzakonshme, këta njerëz doemos duhet të prezantohen dhe përgatiten jashtëzakonisht mirë. Ata janë stoli në jetë, stoli në mirëqenie dhe përgatitje ose armë në vështirësi. Kujtoj se me të zhvillohet thirrja. Kjo nuk nënkupton se ata janë të pagabueshëm dhe pa të meta, çdo njeri është i tillë, por me rëndësi është që në përgjithësi janë njerëz me veti të larta dhe të jashtëzakonshme, nëse gabojnë menjëherë korrigjohet dhe i kthehet të saktës. Këta i japin përparësi gjërave universale ndaj atyre të veçanta, thelbit para formës, të vërtetës që duket, vendosmërisë së parimit, pa marrë parasysh rreziqet që mund të jenë, deri sa ta takojnë Allahun e madhërishëm me këtë. Rritja e numrit të atyre që shquhen me veti të larta e të jashtëzakonshme në aktivitetin e davetit, njëherësh nënkupton edhe uljen e të paaftëve dhe është shenjë e suksesit dhe anasjelltas.[10]

## Këshilla ndaj njëri-tjetrit në të drejtë dhe në durim

Nga ana tjetër kërkohet nga myslimanët që të kontribuojë në shoqërinë e tij duke dhënë këshilla të dobishme në zhvillimin e mendimit njerëzor dhe atij mysliman në veçanti. Temim Evs Eddari, r.a., transmeton se ka thënë i Dërguari i Allahut: “Feja është këshillë, feja është këshillë, feja është këshillë.” – Thanë: “Për kë o i Dërguari i Allahut?” – tha – “Për Allahun, për Librin e Tij, për të Dërguarin e Tij, për drejtuesit e myslimanëve dhe për mbarë myslimanët.”[11]

Këshillimi njëri-tjetrin në të drejtë dhe në durim janë kushte themelore prej kushteve të shpëtimit në këtë botë ashtu siç e cek Allahu në Suretul Asr. Gjatë misionit të ftesës për në Islam, duhet të kihet durim shumë i madh dhe është prej tipareve kryesore që na ka urdhëruar Zoti me të.

“O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtetë Allahu është me durimtarët”. (El Bekare,153).

Kurse në ajet tjetër thotë: O ju besimtarë, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe që të shpëtoni, ruajuni dënimit të Allahut.(Ali Imran, 200).

Kjo cilësi për thirrësit bëhet edhe më obligative kur dihet se sabri është tre llojesh, durim në kryerjen e urdhrave të Allahut, durim në shmangien e ndalesave dhe durim në vendimet dhe caktimet e Zotit. Këtë cilësi duhet ta kemi para se të nisemi në misionin e daves.

Edhe urtësitë e Lukmam Hakimit drejtuar birit të tij flasin mjaft dhe Kurani na i sjellë si shembull konkret në rrugën e islamit. Në Kuran thuhet: O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, e ndalo nga të këqijat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet këto janë nga çështjet më të preferuara.(Lukman,17).

*(1) Ziauddin Sardar, Fytyra të Islamit (biseda për probleme bashkëkohore), Logos-A, Shkup,2017,f.152-153. (2) Për më detajisht referojuni tefsirit të Ibën Kethirit 2/195-196, tefsiri i Rraziut 7/177-178 si dhe tefsiri i Kurtubiut 4/165 dhe të tjerë. (3) Sahih Muslim nr.45,8/111 dhe Ibën Maxhe nr.4013. (4) Sahih Buhari, nr.67 dhe Fet’hul Barti, 1/158. (5) Muhamed el Bejanuni, El Med’hal ila ilmi ed-dave”,botim i tretë, Muesesetu rrisale, Bejrut,1995, f.33. (6) Imam Hafidh ebil Fida Ismail ibn Kethir el Kureshi Ed-dimeshki, Tefsirul Kur’anil adhim, Darul ma’rife, Bejrut, v.2,1993.f.514. (7) Ebu Xhafer Muhamed bin Xherir Et-Taberi, Xhamiul bejan fi te’vil el kur’an, v.7, Dar el kutub el ilmije, Bejrut,1992, bot.I-rë,f.314-315. (8) Fet’hi Jekin, Kejfe ned’u ilel islam,Muesesetu errisale, Bejrut, bot. i tretë, 1977, f.16, Bejrut. (9) Abdulkerim Zejdani, Usulu eddave, Muesesetu errisale, botimim i IX-të, 1999, Bejrut, f.310. (10) Hisham Talib, Besëlidhja e thirrjes islame, Logos-A, Shkup,2017, f.48. (11) Sahih Muslim,nr.55, Ebu Daudi nr.4944, tek Tirmidhiu nr.1927 dhe Nesaiu (7/156).*

Resul Rexhepi

# Roli i Medresesë «Alaudin» në formimin e inteligjencies fetare islame

Medreseja u themelua, e nisi rrugëtimin, u reformua, u avancua në rrethana e kushte jashtëzakonisht të vështira, duke filluar prej atyre të kohës së ashtuquajtur të Rankoviqit.

I.

Hapja dhe ngritja e Medresesë së Prishtinës në vitin 1951, nuk ishte një gjë e rastit, por nevojë e kohës dhe e hapësirës, vazhdimësi e traditës shekullore të arsimit islam te ne. Medreseja e Prishtinës filloi punën në godinën e ndërtuar në haremin e xhamisë "Alaudin", prandaj edhe Medreseja, më pas, u bë e njohur me këtë emër që e bart edhe sot.

Natyrisht, hapja e medresesë së Prishtinës nuk ishte një punë e lehtë, sidomos kur kemi parasysh rrethanat shoqërore-politike që mbretëronin në atë kohë. Medreseja lindi si rrjedhim i vizionit, këmbënguljes, urtësisë dhe angazhimit të udhëheqësve të Bashkësisë Islame të kohës me Hafëz Bajram ef. Aganin në krye. Vlerësuar nga kontributi që do të jepte më vonë Medreseja, hapja e saj del të jetë ndër punët më të mira dhe ndër të arriturat më të mëdha të Bashkësisë Islame të Kosovës



*Hafëz Bajram ef. Agani*

> Në bankat e kësaj çerdhe të kulturës dhe arsimit, përgjatë dekadave të veprimtarisë së saj, kanë qenë të përfshirë nxënës nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Lugina e Preshevës dhe Sanxhaku.

Tre vjet para se të hapej, përkatësisht më 1948, pushteti i asaj kohe kishte mbyllur të gjitha medresetë klasike që kishin vepruar në Kosovë, përfshirë edhe çerdhen e arsimit fetar e kombëtar Medresenë "Mehmet Pasha" në Prizren. Prandaj, para prijësve islamë para se gjithash, po edhe besimtarëve myslimanë, u shtrua detyra dhe u rrit nevoja për të hapur një shkollë, e cila, në përputhje me kërkesat e kohës, do të përgatiste kuadrin, i cili me nivelin profesional dhe me shkallën e arritur të kulturës dhe arsimit islam do t'i përgjigjej shkallës përkatëse të shkollës sonë në përgjithësi. Medresetë klasike të kohës, megjithë traditën e begatë të tyre, dorën në zemër, nuk i plotësonin këto kërkesa të kohës. Ato kishin mbetur të pareformuara, sa kohë që tani pas Luftës së Dytë në Kosovë u krijuan rrethana të reja.

Po ashtu, hapjen e një shkolle, të një medreseje, ku do të përgatiteshin kuadrot islame, Bashkësisë Islame ia lejonte, ia njihte dhe ia kërkonte edhe statuti i saj i vitit 1948, ku në Art. 44, thuhej: "Bashkësia islame mund të ketë shkolla të veta fetare: shkollat e ulëta, të mesme dhe shkollën e naltë fetare".

Prandaj, zgjidhja e këtij problemi u gjet në hapjen e Medresesë së Ulët Shqiptare, ku do të



mësoheshin edhe lëndët fetare edhe ato botore.

Por sigurisht Medreseja e Ulët Shqiptare e Prishtinës në fillimet e saj, madje edhe pasi ishte ngritur në nivelin e shkollës së mesme, në kryerjen dhe përmbushjen e detyrave dhe realizimin e qëllimeve, ishte mbështetur pikërisht në përvojën e studentëve që kishin dalë nga medresetë e mëhershme, por që kishin dëshmuar aftësi në mësimdhënie, kurse më pastaj edhe në përvojën e studentëve të kthyer nga Medreseja e Sarajevës dhe në përvojën e mësuesve nga shkollat e tjera publike që vepronin në Prishtinë, e më vonë edhe nga studentë që kishin diplomuar në Universitetin e Prishtinës dhe në universitetet e botës islame, si në Libi, Egjipt, Jordani, Arabi Saudite, Bagdad dhe në qendra të tjera.

Planprogrami i medresesë do të pësojë ndryshime varësisht siç e kërkonte nevoja dhe koha dhe varësisht nga ndryshimi i nivelit dhe rangut të Medresesë. Në fillimet e saj, u mësuan këto lëndë: Kuran, gjuhë shqipe, matematikë, akaid, fikh, ahlak, histori islame, gjeografi, botanikë, vizatim, bukurshkrim, gramatikë arabe, edukatë fizike, gjuhë serbe, imamat, fizikë, higjienë, paraushtarak, kurse me kalimin e kohës u bënë ndryshime dhe reforma në planprogramin e Medresesë, sidomos pasi që ajo u bë nga e ulët në të mesme. Kështu që u shtuan edhe lëndët: tefsir, hadith, pedagogji, husnihat, retorikë etj.

Në rrethana të reja, edhe planprogrami mësimor do të pësojë ndryshime, gjithnjë duke iu përshtatur nivelit të mesëm. Planprogrami i lëndëve jofetare kryesisht ka qenë i njëjtë me atë të shkollave të tjera të mesme e në veçanti me atë të gjimnazit, gjë që është një veçori e Medresesë, sepse krahas lëndëve fetare mësoheshin edhe lëndët e gjimnazit.

Nga viti 1961 e deri më 1983, mësimi në Medrese ka zgjatur pesë vjet, kurse nga viti 1983 do të ulet në katër vite shkollore. Me rastin e këtij ndryshimi, në veçanti gjatë ndryshimeve në planprogramin mësimor, pedagogët e medresesë kanë bërë përpjekje që, programin e mëparshëm të Medresesë pesëvjeçare, ta harmonizojnë dhe ta përfshijnë gjatë katër viteve mësimore, natyrisht me pak ndryshime, të cilat tashmë ishin të nevojshme.

Kur jemi te planprogrami i Medresesë, nuk mund të mos përmendim edhe ndryshimin tjetër që e ka pësuar kjo vatër arsimore, kur mësimin e ka bërë trevjeçar. Kjo, sepse, ndonëse e kishte themeluar dhe kujdesej për të Bashkësia Islame, Medreseja u përfshi në gjirin e shkollave të tjera të mesme të kryeqytetit në kuadër të Ministrisë së Arsimit, natyrisht nëpërmjet Drejtorisë së Arsimit të Komunës (DAK) së Prishtinës.

Një prej karakteristikave më thelbësore të Medresesë ka qenë edhe fakti se në bankat e kësaj çerdheje të kulturës dhe arsimit, përgjatë dekadave të veprimtarisë së saj, kanë qenë të përfshirë nxënës nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Kosova Lindore (Lugina e Preshevës) dhe Sanxhaku. Madje, edhe dy nxënës nga Bosnja dhe Hercegovina e kanë mbaruar këtë medrese. Duhet përmendur edhe fakti se pas luftës së fundit në Kosovë, në gjirin e kësaj medreseje, ka pasur një numër të admirueshëm të nxënësve edhe nga Republika e Shqipërisë.

Prandaj, nuk është aspak e çuditshme pse edhe sot janë pikërisht nxënësit e kësaj medreseje që e bartin barrën kryesore dhe përgjegjësinë e organizimit fetar islam në vendet e përmendura më sipër.

Për më tepër, ishte pikërisht

Medreseja e Prishtinës me suksesin e treguar të medresistëve nga Maqedonia dhe Sanxhaku ajo që bëri që në këto dy qendra të hapeshin medrese, përkatësisht Medreseja "Isa begu" në Shkup dhe Medreseja e Novi Pazarit. Prandaj, kjo tregon për një aspekt tjetër të Medresesë së Prishtinës në formimin e inteligjencies islame edhe përtej kufijve të Kosovës.

## II.

Medreseja e Mesme "Alaudin" e kishte nisur punën në një periudhë në të cilën as që mund të flitej për tekste shkollore. Për më tepër, problem në vete paraqiste edhe mungesa e përpunimit të terminologjisë islame në gjuhën shqipe. Prandaj, para mësimdhënësve të Medresesë doli si detyrë që, krahas përdorimit të terminologjisë islame në gjuhën shqipe, t'u jepnin shënime nxënësve nëpërmjet metodës së diktimit. Kështu, për shkak të mungesës së teksteve, por edhe për arsye praktike.

Kur i shikojmë fletoret e ish-nxënësve të kësaj medreseje sot, përveç vlerës së tyre dokumentare, ato tregojnë edhe për nivelin e nxënësve në përvetësimin e gjuhës shqipe dhe në drejtshkrimin e saj, kurse bukurshkrimi, të cilit i kushtohej mjaft kujdes, tregon se pedagogët e medresesë kanë qenë të vetëdijshëm se janë duke përgatitur shërbyesit e ardhshëm në administratën e Bashkësisë Islame. Prandaj, ndonëse metoda e diktimit, nga këndvështrimi i sotshëm, nuk duket praktike, për kohën për të cilën po flasim kishte objektiva didaktikë, të cilët janë përmbushur me shumë sukses. Pikërisht nga këta nxënës, do të fillojë nxjerrja e fletushkës së medresesë "Nuru-l-Kuran", dhe më vonë, po nga këta, por tani në cilësinë e pedagogëve, do të botohen edhe dispensat dhe tekstet shkollore të Medresesë, që njëherësh për një kohë të gjatë ishin edhe literatura e vetme islame në gjuhën shqipe në Kosovë dhe më gjerë. Kur jemi këtu, duhet theksuar edhe fakti se ish-

> Medreseja "Alaudin" sipas vëllimit të ndikimit dhe rezultateve të saj, pastaj si institucion i parë dhe i vetëm i mesëm në gjuhën shqipe, ndikoi në formimin e inteligjencies islame në Kosovë dhe me gjerë.

nxënësit e Medresesë do të bëhen edhe bartës kryesor të literaturës islame, periodikëve, deri në nivel akademik islam dhe jo vetëm, do të bëhen përkthyes të Kuranit famëlartë dhe haditheve të Pejgamberit a.s. dhe literaturës tjetër doktrinare në gjuhën shqipe konform medhhebit tradicional hanefi.

Duke lexuar tekstet e Medresesë (fletoret, dispensat dhe tekstet) ndër vite, vërejmë se ato ishin të konceptuara asisoj që nga ato të mësohej jo vetëm shkrim e lexim, por njëherësh ato duhej të ishin edhe bartëse të njohurive fetare e shkencore, të vlerave morale etike, të ndjenjave atdhedashëse dhe të ideve kombëtare, edukatës së përgjithshme, dashurisë ndaj atdheut, prindërve, farefisit, kujdesit ndaj kafshëve, natyrës, mjedisit etj..

Një aspekt tjetër i rëndësishëm i Medresesë në formimin e inteligjencies islame, është edhe fakti se në Medrese organizoheshin provimet për imamë për të gjithë ata imamë që kishin kryer më pak se tetë vjet të medreseve klasike, kurse për ata që nuk mund t'i përgatitnin vetë këto provime, qenë organizuar edhe kurset tremujore për imamë. Qëllimi i këtyre kurseve dhe provimeve ishte që, përmes shkollimit të shkurtuar dhe mësimeve plotësuese, të sigurohej kuadri i Bashkësisë Islame konform zhvillimeve të reja shoqërore dhe kërkesave të kohës, gjë që ishte e domosdoshme, si dhe të behej verifikimi dhe licencimi i disa imamëve që tashmë ishin duke kryer këtë shërbim. Ky ishte një rezultat tjetër i Medresesë e që kërkon vëmendje të veçantë.

Kur shikojmë veprimtarinë e Medresesë nëpër këto gjashtë dekada e gjysmë, shohim se ajo u themelua, e nisi rrugëtimin, u reformua, u avancua në rrethana e kushte jashtëzakonisht të vështira, duke filluar prej atyre të kohës së ashtuquajtur të Rankoviqit, trazirave politike, propagandës së kohës, kontrollit që u bëhej nxënësve dhe shkollës, e duke përfunduar tek okupimi klasik i Kosovës në vitet nëntëdhjetë dhe lufta e fundit në Kosovë. Secila nga këto periudha ka qenë më e vështirë se tjetra, kanë lënë pasoja edhe te Medreseja. Kurse nxënësit e Medresesë ndaj këtyre zhvillimeve nuk ishin indiferentë, kontribuan deri edhe me rënie dëshmor për kauzën kombëtare. Kjo tregon se Medreseja nuk mbeti e izoluar nga rrjedhat shoqërore dhe politike të kohës, përkundrazi, ajo u bë pjesë e pandashme e fatit të popullit dhe vendit të saj. Dhe nuk mund të ishte ndryshe. Ajo ishte e popullit, prandaj dhe me popullin bashkëjetoi dhe bashkëndau të mirën dhe të keqën. E, megjithë këto vështirësi, këto ecejake, ndjekja e mësimeve në Medrese asnjëherë nuk është ndërprerë, asnjëherë nuk ka pasur mungesë të të interesuarve dhe nxënësve, madje edhe nga trojet e tjera jashtë Kosovës e bile edhe nga ata që shqipen nuk e kishin gjuhë amtare.

Nxënësit kanë shfaqur interesim të veçantë për këtë shkollë. Këtë e vërtetojnë të dhënat statistikore, nga të cilat shihet se numri i nxënësve prej një viti shkollor në tjetrin jo vetëm që nuk zvogëlohej, por përkundrazi, rritej e shtohej vazhdimisht. Aq sa u ndje nevoja për hapjen e paraleleve në Prizren dhe në Gjilan. Dhe jo vetëm kaq, por u bë kërkesë e kohës

**Medreseja u bë një mjedis i rëndësishëm për zhvillimin e veprimtarëve të ardhshëm intelektualë fushash të ndryshme.**

edhe hapja e paraleleve të vajzave, që sigurisht është një rezultat tjetër shumë i rëndësishëm i Medresesë "Alaudin" .

Si rezultat i Medresesë, pa diskutim është edhe Fakulteti i Studimeve Islame, jo vetëm pse nxënësit e Medresesë duhej të shkolloheshin në fakultete, por edhe sepse ish-nxënësit e Medresesë u bënë pedagogë në këtë fakultet. Edhe ky është një rezultat tjetër i Medresesë në formimin e inteligjencies islame ndër shqiptarët dhe në rajon. Numri kaq i madh dhe i përgjithshëm i të diplomuarve në medrese, shumica me fakultet të kryer brenda dhe jashtë vendit, me një përqindje të madhe prej tyre të inkuadruar në shërbimet e Bashkësisë Islame dhe në institucionet shtetërore në Kosovë dhe në vendet e rajonit, po edhe në diasporën tonë, që kontribuojnë në zhvillimin e përgjithshëm fetar dhe shkencor; tregon për rolin, rëndësinë dhe sukseset e Medresesë "Alaudin".

Këtu nuk mund të mos e përmend edhe një aspekt tjetër, për mua shumë me rëndësi, të Medresesë e i cili shpeshherë anashkalohet. Angazhimi i nxënësve të medresesë në terren për të kryer praktikën e tyre të imamit gjatë muajit të Ramazanit, i cili angazhim, përveçse ka ndikuar në shpjegimin e fesë te besimtarët, ka bërë që të krijohet një lidhje e ngushtë dhe shumë e sigurt ndërmjet Medresesë dhe besimtarëve, ndërmjet Medresesë dhe xhemateve, ndërmjet Medresesë dhe trevave tona. Kjo ka ndikuar në masë të konsiderueshme që edhe besimtarët tanë të tregojnë solidaritet me Medresenë dhe ta ndihmojnë atë qoftë me dërgimin e fëmijëve të tyre në medrese, qoftë moralisht dhe qoftë materialisht.

Jeta e përbashkët e shumicës dërrmuese të nxënësve në konvikt, për të cilin paguanin vetëm simbolikisht; organizimi që mundësojnë kushtet e konviktit; Kujdesi i një ekipi të edukatorëve dhe arsimtarëve kujdestarë në orët e studimit; krijimi i shprehive për punë dhe për higjienë; kultivimi i instinktit social; kultivimi i respektit dhe mirëkuptimit reciprok, më pastaj puna praktike dhe aktivitetet dhe angazhimi i nxënësve përveç mësimit teorik, si në përfshirjen e tyre në aktivitete sportive, korit të mevludit dhe të ilahive, shoqatës së nxënësve etj., përbëjnë shkakun pse medreseja u bë një mjedis i rëndësishëm për formimin e veprimtarëve të ardhshëm intelektualë fushash të ndryshme.

## III.

Nga sa u tha më sipër, mund të përfundojmë se Medreseja "Alauddin", sipas vëllimit të ndikimit dhe rezultateve të saj, pastaj si institucion i parë dhe i vetëm i mesëm në gjuhën shqipe, ndikoi në formimin e inteligjencies islame në Kosovë dhe me gjerë, ndikoi në formimin e kuadrove të afta, përparimtare dhe të përgatitura për t'u përballur me nevojat e kohës dhe me të arriturat shkencore. Medreseja "Alaudin" e Prishtinës, prandaj, meriton një qasje shkencore, vlerësim të mirëfilltë dhe një mirënjohje adekuate shoqërore.

Organizimi i kësaj konference për 65-vjetorin e Medresesë së Prishtinës, sigurisht se është një ngjarje e rëndësishme dhe një shlyerje deri në njëfarë mase e borxhit ndaj këtij institucioni, porse është paradoksale dhe e pakuptueshme se përse deri më sot nuk kemi një monografi gjithëpërfshirëse kushtuar këtij institucioni fetar dhe kombëtar, nuk kemi një monografi në të cilën mbi baza dokumentare historike, sidomos mbi bazën e analizës së dokumenteve shkollore, të pasqyrohej kontributi i kësaj shkolle jo vetëm në përgatitjen e ulemave të rinj, të kuadrit fetar e të drejtuesve shpirtërorë të popullit tonë, të inteligjencies islame, por edhe për ndihmesën që ajo ka dhënë në formimin e përgjithshëm kulturor të popullit. Le të shpresojmë se hapi i ardhshëm do të jetë hartimi i një monografi kushtuar Medresesë, kësaj vatre dhe këtij simboli të arsimimit islam në vendin tonë.

Dhe për të qenë kjo monografi sa më atraktive dhe sa më e kompletuar, duhet që, edhe ish-pedagogët e Medresesë dhe ish-nxënësit e saj, sidomos ata të gjeneratave të para, drejtorisë së Medresesë t'i ofrojnë dëshmi, dokumente, fletore, fotografi, kujtime të shkruara, në mënyrë që monografia, e cila do të shkruhet nesër me patjetër, të jetë sa më e plotë, sa më gjithëpërfshirëse dhe më e dokumentuar.

Në fund, Medresenë, nxënësit dhe pedagogët e saj i uroj për këtë përvjetor duke lutur Zotin e Gjithëmëshirshëm për suksese të mëtutjeshme!

*Literatura:*

*1. Arkivi i Kosovës, Fondi Bashkësia e Fesë Islame, Zyra e Vakëfit, viti 1951, dok. nr. 1, f. 13, kutia nr. 55.*

*2. Arkivi i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, dokumente të viteve 1951-1981.*

*3. Zasjedane Vakufskog Sabora za NR Srbiju u Prištini, "Glasnik" Vrhovnog Islamskog Starješinstva u FNRJ, nr. 7-9, Sarajevo, 1951, f. 313-317;*

*4. Zapisnik drugog zasjedanja IV saziva Sabora islamske vjerske zajednice u NR Srbiji održanog 19 novembra 1960. godine u Prizrenu, "Glasnik" u FNRJ, nr. 1-3, Sarajevo, 1961, f. 83-97;*

*5. Izveštaj o radu Saborskog Odbora IVZ za NRS, za period od 6. decembra 1958 godine do danas, "Glasnik" u FNRJ, nr. 1-3, Sarajevë, 1960, f. 72-83.*

*6. I. Lanza, Pasqyrë e shkurtër e veprimtarisë së Medresës në Prishtinë (me rastin e 20 vjetorit), "Edukata Islame", nr. 15-16, Prishtinë, 1976, fq. 73-107.*

*7. Dr. Haki Kasumi, Bashkësitë fetare në Kosovë 1945-1980, Prishtinë, 1988, f. 128-133.*

*8. Resul Rexhepi, Medreseja e Mesme "Alaudin" në shtratin e traditës dhe roli i saj për shkollimin e kuadrit fetar, në simpoziumin: Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët, Prishtinë, 1995, fq. 553-558;*

*9. Sadik Mehmeti, Të dhëna të reja për "Medresenë e Ulët" të Prishtinës dhe aktivitetin e saj 1951 – 1958, në; "Takvim", 2004. Prishtinë.*

*10. 50-vjet të Medresesë së Mesme "Alaudin" Prishtinë, (prospekt i përgatitur nga Ramadan Shkodra & Bashkim Mehani), Prishtinë, 2003, f. 4-23.*

Isa Memishi

# Vepra më e re e profesor dr. Feti Mehdiut në fushën e islamistikës

## (Terğemātu-l-Qurani ilā-l-lugāti-l-Balqān)

Përkthimi dhe studimi i Kuranit ka zgjuar dhe vazhdon të ketë interesim të jashtëzakonshëm në mbarë botën, si te shoqëritë myslimane dhe tek ato jo-myslimane. Me përkthimin dhe me studimin e Kuranit janë marrë orientalistët më eminent që në fillim të zgjerimit të Islamit në Evropë.

Sigurisht thënia e dr. 'Umer at-Tabīb as-Sāsī se Kurani në gjuhën arabe gjithmonë ka qenë çelës universal, i cili e ka bërë të komunikojë me gjithë gjuhët e gjalla dhe me letërsitë e atyre gjuhëve. Ky ndërkomunikim ka ndikuar mjaft shumë në procesin e arsimimit të njerëzimit, e që në anën tjetër pa mos e humbur origjinalitetin gjatë atij ndërkomunikimi.

Në këtë përkushtim për të qenë si çdo herë në shërbim të studimeve në fushën e islamistikës profesor Feti Mehdiu, botoi edhe një vepër në këtë fushë. Vepra më e re profesor Fetiut, titullohet Terğemātu-l-Quran ilā-l-lugāti-l-Balqān. Veprat e profesor Fetiutnë fushën e islamistikës janë të shumta. Emri i tij për lexuesit shqiptarë në fushën e islamistikës tanimë është më se i njohur. Profesor Fetiu që në fillim të karrierës së tij shkencore iu kishte rrekur studimeve në fushën e islamistikës. Kontributi i parë shkencor në këtë fushë është tema e magjistraturës Përkthimet e Kuranit në gjuhën serbokroate. Ky seriozitet i studiuesit Feti Mehdiu është vërejtur më vonë me përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe në vitin 1985. Kontribut i profesor Fetiut në fushën e islamistikës, do të jetë një ngjarje historike për kulturën shqiptare, pikërisht nga fakti se ky kontribut i tij në këtë fushë, bëri që lexuesi shqiptar, për herë të parë do ta ketë të përkthyer Kuranin, në formë të plotë, në gjuhën shqipe. Kontributet shkencore të profesor Fetiut në fushën e studimeve për Kuranin në gjuhën shqipe, qofshin ato vepra origjinale apo përkthime,janë të shumta. Ne me këtë rast, do të përmendin vetëm disa prej tyre: Përkthimet e Kuranit në gjuhën shqipe, Shkup, 1996; Hafizët tanë gjatë historisë, Prishtinë, 2010; Kurani mrekullia më e përsosur,(përkthim), Shkup 1986; Jasini me 20 sure tjera shqip me transkriptim, Prishtinë, 1992; Kurani kryevepër, Prishtinë, 1992; Nga tematika e Kuranit, Shkup,. 1993; Sahihu-l-Buhari, gjashtë vëllime, etj. Janë edhe me dhjetëra punime shkencore të profesor Fetiut, në gjuhën shqipe dhe në gjuhët tjera si: arabisht, turqisht, serbokroatisht, anglisht të botuara nëpër revista shkencore. Profesor Feti Mehdiu ka marrë pjesë në shumë konferenca shkencore, si në vend ashtu edhe jashtë vendit, ku është prezantuar me kumtesa në fushën e islamistikës. Marrë parasysh këto vepra dhe shumë punime tjera në këtë fushë, mund të themi se profesor Feti Mehdiu është ndër studiuesit më të frytshëm në fushën e islamistikës.

> **Kontribut i profesor Fetiut në fushën e islamistikës, do të jetë një ngjarje historike për kulturën shqiptare, pikërisht nga fakti se ky kontribut i tij në këtë fushë, bëri që lexuesi shqiptar, për herë të parë do ta ketë të përkthyer Kuranin, në formë të plotë, në gjuhën shqipe.**

Vepra Terğemātu-l-Quran ilā-l-lugāti-l-Balqān e profesor Fetiut dallon nga veprat tjera. Kjo vepër është botuar në gjuhën arabe dhe i dedikohet publikut arabisht folës. Edhe kjo vepër është në vazhdën e aktivitetit të profesor Fetiut në afirmimin e islamistikës



*Dr. Feti Mehdiu*

jashtë vendit. Profesor Fetiu që në fillim të karrierës së tij akademike është prezantuar me kontribute të tija nëpër konferenca shkencore, qofshin ato brenda vendit apo edhe jashtë vendit. Kontributi i profesor Fetiut në afirmimin e islamistikës te shqiptarët, nëpër konferenca shkencore është mjaft i madh. Ai ka marrë pjesë në dhjetëra konferenca, ku është diskutuar e debatuar për fushën e islamistikës, jashtë vendit.

Në këtë vepër profesor Fetiu ka përfshirë disa punime të tija që kanë të bëjnë rreth përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe, por jo vetëm. Vepra përfshin tetë artikuj shkencorë gjithsej në fushën e islamistikës.

Vepra hapet me artikullin Terğemātu-l-Quran ilā-l-lugāti-l-Albāniyyeh (f. 4-12). Me këtë punim shkencor profesor Fetiu është prezantuar në konferencën shkencore rreth përkthimeve të Kuranit, e cila është mbajtur në Stamboll, në vitin 1986. Profesor Fetiu në këtë punim flet për përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe duke vënë theksin në gjurmët e para të hulumtuesve, të cilët kanë prezantuar të dhëna rreth atyre studiuesve që kanë shkruar për përkthimet e Kuranit në gjuhën shqipe. Profesor Fetiu, ndër të tjera thotë se studiuesit e parë që janë marrë me përkthimet e Kuranit në gjuhën shqipe janë: Filip Tirazi, Muhmamd Hamīdullah, Taha Al-Vālī dhe Husejn Đozo. Por, ai shton se ata nuk kanë qenë qartë se a kemi të bëjmë me përkthim të pjesshëm apo përkthim të plotë të Kuranit.

Megjithatë profesor Fetiu vë në dukje se interesimi tek ulemaja shqiptare për përkthimin e Kuranit ka qenë në vazhdimësi.

Sipas profesor Fetiut përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe mund të shihet brenda tri etapave:

1. **Etapa e parë** prej vitit 1921-1945;
2. **Etapa e dytë** prej vitit 1950-1960
3. **Etapa e tretë** prej vitit 1960 –

Gjurmët e para të përkthimit të Kuranit në gjuhem shqip janë bërë në Ploeshti në Rumani. Ky përkthim ka qenë përkthim i pjesshëm, vetëm gjashtë suret e para. Përkthyesi parë i Kuranit në gjuhën shqipe ka qenë I. M. Qafzezi. Për rëndësinë e përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe përkthyesi, Qafzezi shton se Kurani tani më është përkthyer në më se dyzet gjuhë të ndryshme të botës, andaj mu për këtë iu është rrekur këtij përkthimi. Ky përkthim është bazuar në përkthimin e Kuranit në gjuhën angleze nga Georg Sale. Duhet shtuar se përkthimi i Kuranit nga Georg Sale në qarqet intelektuale, ka qenë mjaft i respektuar, dhe mu për këtë në vitin 1746 nga ky përkthim kemi edhe përkthimin e Kuranit në gjermanisht.

Në vazhdim të këtij punimi, profesor Fetiu shkruan për rrjedhat e më vonshme të përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe deri në ditët e sotme. Ai vë në pah, se mjaft përkthime të pjesshme të Kuranit kanë mbetur në dorëshkrime, të pabotuara, siç është rasti i përkthimit të Hafiz Ali Korçës, Shejh Jahjasë etj.

Punimi i dytë i prezantuar në këtë monografi titullohet Shehādetu ʻani-t-tergemeti-l-ūlā lil Qurani-l-kerīm fī-l-lugati-l-albāniyye. Në këtë kapitull, kryesisht flitet rreth iniciativës së autorit për përkthimin e Kuranit, në fillim të dekadës së tetë të shekullit të XX, qoftë në mënyrë individuale, siç është rasti me përkthimin e Kuranit nga Imam Vehbi Ismaili, qoftë nga grupi i disa punonjësve të institucioneve të komunitetit mysliman të asaj kohe në Kosovë dhe me gjerë.

Në vazhdim të kësaj vepre prezantohet një punim i profesor Muhamed Mufakut. Punimi Tergemātu-l- Qurani-l-kerīm fī Yūgoslāfiyaflet për përkthimet e

Kuranit në gjuhën serbokroate. Në këtë punim autori në mënyrë të hollësishme flet për historikun e përkthimit të Kuranit në gjuhën serbokroate, në mënyrë pjesshme apo në mënyrë të plotë. Gjithashtu analizohen përkthimet e Kuranit nga gjuhët evropiane si dhe nga gjuha arabe.

S'do mend se institucionet arsimore-akademike, siç janë departamentet e studimeve orientale dhe institutet për studime orientale, kanë pasur rol të jashtëzakonshëm në përkthimin dhe studimin e Kuranit në mbarë botën. Andaj edhe punimi i radhës i profesor Fetiut, në këtë monografi, i kushtohet rolit të departamentit të studimeve orientale pranë Universitetit të Prishtinës në fushën e studimit të trashëgimisë kulturore islame në gjuhën shqipe, duke përshkruar kontributin e këtij institucioni në studimin dhe përkthimin e literaturës nga gjuhët orientale në gjuhën shqipe.

Që nga Beteja e Kosovës, në vitin 1389 e këndej, fati i popujve të Ballkanit është ngushtë i lidhur me rrjedhat historike në orient. Për shekuj me radhë, gjatë mbretërimit të Perandorisë Osmane në Ballkan, popujt e Ballkanit, në mesin e tyre, pa dyshim edhe shqiptarët dhanë kontribut të vazhdueshëm në mbretërimin e kësaj Perandorie kudo që ajo mbretëronte. Andaj edhe punimi i radhës Muhamed ʻAli Pāshā fī-l-metbūʼāti-l-albānizzeti në këtë monografi të profesor Fetiut i kushtohet Muhamed Ali Pashës, një personalitet që la gjurmë të pashlyeshme në historinë e Egjiptit.

Ndonëse udhëpërshkrimet, përveç tjerash, janë një formë e ruajtjes së gjurmëve të veprave e historive njerëzore, andaj edhe profesor Fetiu në këtë monografi prezantohet me një punim të tijin kushtuar Sejahetnamesë së Evlija Çelebiut. Punimi Albāniyā fī seyātnāme Evliyā Çelebī flet për përshkrimin e që i ka bërë Evila Çelebiu Shqipërisë në këtë udhëpërshkrim të tijin gjatë dy vizitave, në vitin 1666 dhe 1672, që i ka bërë trojeve të banuara me shqiptarë në Ballkan.

Orienti, vatër e qytetërimeve të lashta, studiuesve u prezantohet nëpërmjet dorëshkrimeve të trashëguara për shekuj me radhë. Botimi i veprave në gjuhët orientale është relativisht i vonshëm, andaj i vetmi burim për hulumtimin e së kaluares, mbeten dorëshkrimet në gjuhët orientale, mu për këtë artikulli në vijim në këtë monografi të profesor Fetiut titulluar Al-Mahtūtātu-l-Arabiyyetu fī-ālbāniya ve Kūsūfā i kushtohet dorëshkrimeve arabe në Shqipëri dhe Kosovë. Profesor Fetiu që në fillim të këtij artikulli flet për përkujdesjen që i është kushtuar këtyre dorëshkrimeve duke u bartur gjeneratë pas gjenerate deri në ditët tona. Ajo që bie në sy në këtë artikull, është edhe vështrimi që i bënë autori komenteve që kanë bërë autorë të ndryshëm shqiptarë në margjinat e dorëshkrimeve të ndryshme. Në vazhdim flitet për disa koleksione më të njohura të këtyre dorëshkrimeve dhe për vendndodhjen e tyre nëpër institucione të ndryshme, siç është Biblioteka Kombëtare në Tiranë dhe Prishtinë. Autori Mehdiu në këtë punim përmend edhe disa qendra më të njohura, aty ku janë shkruar, apo përshkruar këto dorëshkrime siç është Stambolli, Halepi dhe qendrat tjera të Orientit, pa mos lënë anash edhe qendrat më të njohura të banuara me shqiptarë gjatë sundimit të Perandorisë Osmane. Aty përmenden qytetet në vijim: Tepelena, Resna, Shkupi, Manastiri.

Kontributet e profesor Fetiut në fushën e islamistikës janë të shumta dhe ato shtrihen në shumë disiplina. Një ndër fushat ku profesor Fetiu ka qenë më produktiv, dhe vazhdon të kontribuoje, pa dyshim që është në fushën e përkthimit të literaturës nga gjuha arabe në gjuhën shqipe. Mu për këtë edhe monografia Terğemātu-l-Quran ilā-l-lugāti-l-Balqān përmbyllet me punimin Şehādetu şehsiyye ʻan ğuhdi 45 sene fī-t-terğemeti -l-ʻarabiyye ilā-l-ʻalbāniyye. Profesor Fetiu në këtë artikull prezanton përvojën e tij 45 vjeçare në fushën e përkthimit, duke filluar nga viti 1971 me tregimin Mahmud Tejmurit të botuar në Flakën e Vëllazërimit në Shkup. Përkthimet e profesor Fetiut nga arabishtja në shqip janë të panumërta, por me këtë rast po veçojmë përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe, për herë të parë të plotë, dhe përkthimi i koleksionit të hadítheve Sāhīhu-l-Buhārī, në fillim i filluar si projekt i Departamentit të Orientalistikës e më pas i vazhduar nga profesor Fetiu.

Autobibliografia e profesor Fetiut dhe pasthënia në gjuhën angleze e plotësojnë monografinë Terğemātu-l-Quran ilā-l-lugāti-l-Balqāni.

Duke marrë parasysh se radhitja dhe përgatitja për botim e monografisë Terğemātu-l-Quran ilā-l-lugāti-l-Balqān është punë e vetë autorit, e kur kihet parasysh natyra e alfabetit arab, edhe gabimet teknike, në raste të këtilla janë të paevitueshme. Duhet cekur se një korrekturë nga një profesionist i fushës, do të kishte evituar ato pak gabime teknike. Por, më gjithë ato pak gabime teknike, kjo monografi, shpresoj të plotësojë literaturën, e cila afirmon publicistikën islame në gjuhën shqipe, tek opinioni shkencor në botën arabe.

Abdurrahim Maxhuni

# Rreth çështjes së shqipes standarde në revistën "Kultura Islame" (nr.13-14, 1940)

Shqiptarët edhe pse janë ndër popujt më të vjetër në Evropë, dokumentet e para të shkruara i takojnë një periudhe të vonshme, shek. XV. Që nga ajo kohë rrugëtimi i shqipes standarde ka kaluar nëpër faza të ndryshme, duke bërë përpjekje për të zgjidhur këtë çështje me rëndësi kombëtare, që shqiptarët të afrohen sa më shumë si në aspektin kombëtar ashtu edhe në atë gjuhësor.

Problemi i standardizimit të gjuhës shqipe vëmendje më të madhe mori gjatë Rilindjes Kombëtare. Qëllimi i studiuesve të kësaj periudhe ishte t'i zgjidhnin problemet praktike të gjuhës letrare shqipe në gramatikat shkollore. Gjatë këtyre trajtimeve autorët e kësaj periudhe i shprehnin edhe pikëpamjet e tyre edhe për standardizimin e gjuhës shqipe. Në studimet dhe në artikujt që u shkruan lidhur me gjuhën letrare shqipe u shprehën edhe pikëpamjet rreth mundësisë së njësimit të gjuhës letrare shqipe, pra të gjuhës standarde dhe dolën teori të ndryshme, të cilat studiuesi Raka[1] i ka klasifikuar në dy grupe të mëdha: teoritë që mohuan mundësinë e formimit të gjuhës së njësuar letrare shqipe dhe teoritë që pohuan mundësinë e formimit të gjuhës së njësuar letrare shqipe. Në teoritë e pohimit propozoheshin disa variante: teoria e cila propozonte që në bazën e gjuhës së njësuar letrare shqipe të viheshin elementet e përbashkëta të të dy dialekteve, në krye me Faik Konicën, Sami Frashërin, Ndre Mjedën, Asdrenin etj. Pastaj teoria e toskërishtes e Aleksandër Xhuvanit, e cila pati shumë përkrahës nga radhët e shkrimtarëve e të studiuesve të gjuhës, edhe pse Xhuvani më vonë hoqi dorë nga kjo teori.[2] Teoria e tretë propozonte që në bazë të gjuhës letrare të ngrihej njëri nga bashkëvariantet e gegërishtes: elbasanishtja (Hani, Pederseni, Pekmezi, Gurakuqi), shkodranishtja (kleri shkodran) ose pangegërishtja (Selman Riza). Ndërsa teoria tjerët synonte që arbërishtja (De Rada) të ishte bazë e shqipes standarde. Sipas studiuesit Raka[3] edhe pse në dukje të jashtme këto teori paraqiten të ndryshme, ato kanë një element të përbashkët thelbësor, sepse kërkojnë bazë për bashkëveprim ndërdialektor për ta krijuar një normë të vetme letrare.

Nga kjo që u përmend më lart, mund të kuptojmë se autorë të ndryshëm shqiptarë, sidomos gjatë kohës së Rilindjes Kombëtare punuan dhe u angazhuan të zgjidhnin çështjen e njësimit të shqipes standarde.

Të gjitha këto ide autorët i shprehnin në artikujt e tyre që i botonin në revista të ndryshme. Një shkrim të gjatë përkitazi me këtë problematikë e trajton edhe revista "Kultura Islame", e botuar në nr. 13-14shtator-tetor 1940, me titull "Çeshtje e gjuhës s'onë"

Këtë artikull autori me inicialet S.K. e nis me teoritë e ndryshme që tashmë ishin paraqitur në revista të ndryshme rreth formimit të shqipes standarde dhe që në fillim shpreh bindjen e shumicës se kjo çështje duhet të zgjidhet



pa imponime dhe pa dekrete qeveritare: "Shumica është e mejtimit se për një gjuhë letrare s'është e mundur t'imponohet me dekret, mbasi këtë do t'a formojë shkrimtari që do të dali apo një grup shkrimtarësh. Kjo është e vertetë dhe s'duhen bërë diskutime mbi këte."[4]

Autori e sheh të drejtë formimin e një gjuhe letrare, me të cilën do të përpiloheshin qarkore, lutje, libra shkollorë etj., sepse: "interesi i shtetit e don që të kemi një unitet gjuhësor".[5] Por sipas tij, për këtë çështje dalin vështirësi të mëdha, së pari është me interes që "Lënda e shkruar në çdo dialekt që të jetë, duhet t'i përshtatet natyrë së gjuhës s'onë e të shikohen rregullat gjuhësore. Është për t'ardhur keq, kur shef shkrime gjithfarësh të hartuara pa gramatikë, pa orthografi me një stil të keq e të bastardhuar."

Vështirësi tjetër është edhe mungesa e një fjalori dhe e një gramatike për të parë bukurinë e dialektit që do të përzgjidhej "Pastaj na mungon edhe nji fjalor me ânën e të cilit do të kuptojmë pasurinë e fjalëve të nji dialeti. Duhet prap edhe një gramatikë e zgjeruar, në të cilën do të çfaqen trajtat e ndryshme e sidomos ato më të bukurat të një dialekti."[6]

Vështirësi tjetër është edhe mungesa e mbledhjes së materialeve të ndryshme nga gjiri i popullit, nga frazeologjia, proverbat, vallet, vajtimet "Një gjë tjetër prap me rëndësi është edhe mbledhja e një epopéje kombtare, d.m.th. folklorë përgjithësisht, frazeologji, këngë, proverba, valle, vajtime etj. Me ânën e epopesë do të kuptojmë se në cilin dialekt është çfaqur më mirë ndjenja, shpirti, zgjuarsija, karakteri e bukurija gjuhësore e popullit."

Duke i parë të gjitha këto vështirësi autori thekson se "Masi, na mungojnë këto është e vështirë që të formohet hë për hë një gjuhë zyrtare me kuptimin e vërtetë të fjalës, sepse s'është e mundur ndryshe të studjohen dialektet, që kështu të mundemi të formojmë pastaj gjuhën zyrtare me atë dialekt që t'ishte më i përshtatur e më i bukur..."[7]

Përkundër këtyre vështirësive, disa zotërinj shfaqin mendime për një gjuhë zyrtare, duke propozuar që shqipja bazë të saj të ketë të folme të ndryshme, si atë të Elbasanit etj. Sipas tij nuk duhet të ngutemi pa i studiuar mirë dallimet ndërmjet dialekteve, sepse fundi i fundit "… dialektet që përdoren në Shqipëri kanë fare pak ndryshim nermjet tyre. Ky ndryshim më tepër është në shqyptim."

Në këtë shkrim autori i përball të dy dialektet e shqipes, toskërishten dhe gegërishten, duke u munduar t'i vërë më pas karakteristikat e secilës: "Natyrisht ay që të paktën ka bërë nji shkollë të mesme kombëtare e që kupton diçka nga gjuha, ka mujtë të kuptojë se cili dialekt është më i pranueshmë i ëmbël."

Më tutje, duke sjellë disa argumente, autori u kundërvihet atyre që thonë se toskërishtja nuk është e pasur me fjalë: "Në Toskërishten kanë dalë mjaft shkrimtarë që kanë shkrojtur me atë dialekt. Që të gjithë janë çfaqur mirë pa patur nevojë me futur fjalë turqishte a të tjera të huaja."[8] Këtu përmend Nolin si përkthyes të kryeveprave botërore në dialektin tosk, duke thënë se këto përkthimet janë mjaft të pasura dhe sot e kësaj dite nuk arrijmë të përkthejmë sikurse ai.

Në kuadër të këtyre argumenteve ndalet edhe në aspektin social për të treguar qytetarinë e toskëve, mendimet e zhvilluara me kohë etj.:"Të gjithë e dimë se në Toskëri ka nji jetë familjare e shoqërore më të zhvilluar e më të përparuar", "Toska ka qemë më i lirë në mendimet e veprimet te tija. Ai i ka ndierë mê parë nevojat lëndore, shpirtërore e artistike. Pra është e natyrshme e psikologjike që edhe gjuha e tyre të jetë më e punuar, më e zhvilluar e më elegante; ajo êshtë oratorike e tingëllon bukur në vesh."[9]

Për gegërishten përmend faktin se ajo ka shumë nëndialekte "tani të shohim Gegërishten. Kjo ka shumë nëndialekte...", "... e folmja në kto dialekte është e rëndë."[10] Sipas autorit përveç dialektit të Shkodrës dhe të Elbasanit, dialektet e tjera kanë shumë ndryshime në shqiptim. Më tutje rendit karakteristikat e mira të secilit prej këtyre dialekteve, por edhe të metat e tyre në raport me nëndialektet e tjera, por edhe me toskërishten. Duke përmendur faktin se në Elbasan është themeluar Normalja e Elbasanit, nuk mendon se kjo shkollë do të ndikojë që të përhapet dialekti i mesëm, sepse "Në Normale nxënësit kanë qenë dhe janë të lirë të shkruajnë e të çfaqen në dialektet e tyre."[11]

Detyra e mësuesve është pastrimi i gjuhës dhe mësimi edhe i të folmeve të tjera, dhe jo imponimi i ndonjë dialekti të një krahine tjetër "…detyra e mësojsit nuk është më imponue dialektin e një krahine tjatër."[12]

Interesi i përbashkët kombëtar është "Unë kishnja për të thënë nga âna ime se na jemi të gjithë shqiptarë e kemi që të gjithë një gjuhë; këtë na e kanë ruajtur me shekuj stëgjyshnit t'anë. Kte pra duhet t'a ruajmë edhe na, t'a pasurojmë me vepra letrare, kombtare, shoqërore, morale etj.; këte duhet t'ua lëmë edhe fëmijëvet t'onë si gjënë më të çmuar e më të shenjtë. Ky, më duket, është interesi i ynë kombtar i përbashkët."[13]

*(1) FadilRaka, Historia e shqipesletrare, Prishtinë, 2004, fq. 155. (2) Po aty, fq.163. (3) Po aty, fq. 173. (4) S.K., Çeshtje e gjuhës s'onë, në"Kultura Islame", nr. 13-14, Tiranë,1940, fq. 18. (5) Po aty, fq. 18. (6) Po aty, fq. 18. (7) Po aty, fq. 18. (8) S.K., Çeshtje e gjuhës s'onë, në"Kultura Islame", nr. 13-14, Tiranë, 1940, fq.19. (9) Po aty, fq. 19. (10) Po aty, fq. 20. (11) Po aty, fq. 21. (12) Po aty, fq. 21. (13) Po aty, fq. 22.*

Dr. Fadil Maloku

# E vërteta shkencore mbi «të vërtetën» islamofobe

Qytetarët e rëndomtë shqiptar nuk kanë ndonjë arsye të theksuar që t'i frikësohen islamit burimor, ose nuk kanë arsye ta urrejnë islamin si fe me parime dhe fondamente monoteiste, paqësore. Ngase, çështja e cilitdo besim mbrohet, garantohet dhe kategorizohet me legjislacion dhe me Kushtetutë dhe me ligje.

Është një thënie e njohur diku që thotë se: "Urrejtja ndaj Islamit po bëhet gjithnjë më e madhe se sa dashuria ndaj demokracisë (!), ose, dashuria ndaj demokracisë, po bëhet gjithnjë më e vogël, se sa urrejtja ndaj Islamit!" Gjithashtu, edhe një tjetër që thotë: "Largohuni nga ekstremizmi në fe, sepse ekstremizmi dhe pamaturia në fe i kanë shkatërruar ata që kanë qenë para jush!" Qytetarët e rëndomtë shqiptar nuk kanë ndonjë arsye të theksuar që t'i frikësohen islamit burimor, ose nuk kanë arsye ta urrejnë islamin si fe me parime dhe fondamente monoteiste, paqësore. Ngase, çështja e cilitdo besim mbrohet, garantohet dhe kategorizohet me legjislacion dhe me Kushtetutë dhe me ligje. Ata kanë arsye shumë më tepër që t'u frikësohen interpretuesve injorant, medieve dhe rrjeteve islamofobe, e sidomos mercenarëve të frustruar islam e joislam. Në kushtet dhe rrethanat e disa proceseve dhe zhvillimeve globale, paragjykimi i islamit si fe monoteiste (së bashku me krishterimin dhe judaizmin) sot në mediet globale dhe rrjetet sociale, është në rritje e sipër. Ajo çka është më shqetësuese, është fakti që interpretimet nuk po bëhen nga ekspertët profesional dhe njerëzit kompetent të fushave dhe lëmive përkatëse, por nga mediokret medial, pastaj islamofobët dhe grupet e ndryshme dogmatike të proveniencës islame dhe joislame. Natyrisht, interpretimet e tilla jokompetente, sjellin edhe stigmatizim e stereotipizim që e vështirësojnë depërtimin e vizionit paqësor të islamit të vërtetë. Dhe si pasojë e gjithë këtij "mobiliteti" dosido antiislam, paraqitën edhe tendenca monopoliste mbi të "vërtetën" e vërtetë islame. Thënë më thjesht, paraqitën devijime apo ekstremizma të të gjitha llojeve dhe ngjyrave. Së këndejmi, këtyre tendencave nuk mund t'u ikin as shqiptarët e Ballkanit, e as boshnjakët që rastësisht apo jo rastësisht mbetën mysliman me përkatësi fetare.

Tani, koha e globalizimit (si më tha një mik një ditë: "na çoroditi" krejt) është e vërtetë kohë që ka prodhuar shumë armiq dhe shumë mundësi të keqinterpretimeve për këto religjione monoteiste, e në veçanti për islamin. Shqiptarët, s'ka shans që të implikohen në këto "lojëra" morbide dhe të qëllimshme globale, për një arsye shumë të thjesht, ndjenja kombëtare gjithnjë ka qenë shumë më e fortë se ndjenja fetare. Por, ata fakt që do atakohen edhe për një kohë me stigmatizime e paragjykime nga më të ndryshmet, si nga "qendrat" islamofobe, ashtu edhe nga mediokritetet mediatike, te cilat të frustruara dhe të frymëzuara nga trendët globale, përpiqen t'i konfrontojnë gjëja "dallimet" fundamntale midis religjioneve monoteiste. Midis këtyre qendrave "islamofobe dhe jo islamofobe", padyshim që sot më të "afirmuarit" dhe më të zëshmit në sferën e sigurisë politike e sociale, e sidomos kulturore janë ata që ndërlidhen me termat, e ekstremizmit dhe terrorizmit.

## Disa grupe sociale, politike e edhe fetare kanë problem me identitetin e tyre

Ekstremizmi, si një platformë sociopolitike dhe padyshim edhe fetare, në fakt ka të bëjë me grupe të atilla sociale, politike e edhe fetare, të cilat kanë probleme serioze me identitetin e tyre të luhatur, kontestuar, apo edhe të humbur për shkaqe të ndryshme sociale, politike, kulturore, e

civilizuese. Në fakt ideja apo synimi i njeriut, që nga fillimet e hershme sociopolitike ishte dhe mbetet ai i "vetëkërkimit", për origjinën e tij, se kush është ai, prej nga vjen, dhe ku shkon? Një synim identik i "vetëkërkimit", duket se ka të bëjë edhe me grupet, komunitetet, kombet, bile-bile edhe religjionet e shtetet (e sidomos të reja). Pra, imitimi apo identifikimi i shteteve (të reja dhe të vogla sidomos), me shtetet e mëdha dhe me influencë globale, është pothuajse normal dhe i dukshëm edhe në kohën tonë. Kjo vlen posaçërisht për SHBA, Rusinë, Kinën dhe Indinë. Në këtë proces "vetëkërkimi" identitar, pësojnë më së shumti vendet dhe shtetet e ndara (padrejtësisht e historikisht), shtetet e varfra, ato me territor të vogël, e sidomos vendet dhe shtetet që kanë pozitë strategjike në këmbimet, tregtare, sociale e kulturore. Andaj, pakënaqësitë, mospajtimet lidhur me mënyrat e krijimit të raporteve (lexo: varësive të reja, ekonomike, politike, civilizuese dhe sosh kulturore) është e natyrshme të sjellin edhe mendime dhe gjykime "laramane" në (mos) kyçjet e reja me hegjemonët e kohës. Si pasojë, lindin edhe pozicionohen grupe të pakënaqura me këto procese e rrjedha lokale, rajonale, kontinentale e globale. Për të kuptuar më mirë këto trende globale, mendoj që është e udhës të shohim se çka po (nën) kuptohet p.sh. me termin apo konceptin e shpërndarë dhe të njohur gjithandej në glob. Çka është fundamentalizmi islam? Nëse, dëshirojmë t'i japim një përgjigje tipike shkencore sociologjike, atëherë patjetër që fundamentalizmin islam duhet shpjeguar edhe si reagim ndaj krizës së identitetit të krijuar nga (post)modernizmi, ndaj tepricës së shoqërive konsumatorizmit, ndaj pafuqisë së imponuar nga padrejtësitë strukturore dhe liberalizimit global të tregut. Faktikisht dhe fatkeqësisht, këtë lloj fundamentalizmi (se janë prezent në skenën globale edhe të tjerët por, me pak gjithsesi) po e "ushqejnë" ekspansioni marramendës i tregut, (që rezultoi me kolapsimin e komunizmit dhe rënien e murit të Berlinit), dhe interpretimi i fragmentarizuar që i bëhet islamit të sotëm. Duke shikuar nga ky këndvështrim islami burimor, po bëhet apo të paktën pretendohet të imponohet, jo më si kundërshti ndaj perëndimit, por si alternativë globale sociale e politike. Ndërkaq, duhet ditur dhe kuptuar që diskursi mbi fundamentalizmin islamik, në fakt në tregun global, është vetëm një katërpërcishi i asaj që është në të vërtetë. Këtu, para së gjithash s'duhet harruar joshjen që mund ta krijojë në të ardhmen rreth temave mbi egalitarizmin, përgjegjësinë rreth diversitetit (social, ekonomik, etnik, racor, etj) konsultimin dhe konsensusin etj., që realisht i bie një ngatërrim (herë i qëllimshëm, e herë i paqëllimshëm) midis asaj që shquhet si edukim fetar dhe histori fetare të religjioneve. A janë të njëjtë edukimi fetar me historinë fetare, dhe pse po ndodhë terrorizmi? Duhet kuptuar digresionin se edukimi mbi etnopsikologjinë fetare dhe çështjet e fakteve rreth historive fetare, nuk janë e njëjta gjë. Ngatërrimi i këtyre dy kategorive, përveç keqkuptimit social, sjell edhe trauma në sferën shpirtërore (diversitet dhe ndarje kompleksive) dhe pasoja në sferën politike (paragjykime dhe stereotipizime absurde). Ato do ndikojnë edhe më tej në formimin, brumosjen dhe kalitjen e secilit individ, edhe për shkakun se njeriu vërtet akoma mbetet një "zoom politikom", social që vulos të tashmen dhe të ardhmen e vet, pandalur. Terrorizmin nuk e provokon aq shumë feja, sa e bënë atë ekspansioni i grykësisë së kapitalizmit grabitqar, dhe shërbimet militante të grupeve mercenare që janë në shërbim



të dominim (kaosit!) global. Pra, kur kërkohen terroristët, thjesht duhet të kërkohen njerëzit që blejnë armatim të dyshimtë terrorist, e jo sish që i luten me sinqeritet Krijuesit. Ky termë, si dukuri dhe fenomen sociologjik, është edhe një formë tejet e komplikuar e "trajnimit" të dhunës politike. Për të thuhet që është edhe një lloj ekstremizmi me doza politike. Kurse, ekstremizmi më saktë, mund të definohet si një lloj sjelljeje e atillë sociale që "vegjeton", gjithnjë midis asaj që është e lejuar dhe asaj që është e sanksionuar. Pra, ai është sikur një lloj "parakalimi" mbi një zonë të "minuar". Për nga numri, ekstremistët asnjëherë nuk janë shumë, por janë zhurmues dhe fanatik në qëllimet dhe synimet e tyre. Çfarëdo qofshin, dhe prej kujtdo qofshin, ato. Në politikë, ekstremizmi zakonisht manifestohet si një lloj animimi i qëllimeve të kornizuara ekstreme, që pretendon gjithnjë të fuqizohet përmes metodologjive normale.

## Ekstremizmi është një lloj devijimi i skajshëm

Në fakt, ekstremizmi mund të thuhet dhe definohet edhe si një lloj devijimi i skajshëm, edhe për shkak se "vullnetarisht" ikën dhe sistemohet në normat sociale, sportive, politike, e sidomos ato fetare. Ajo çka i jep "shpirt" dhe karakter fenomenit, apo "dosjes" së ekstremizmit janë kryesisht motivet dhe qëllimet politike. Motive dhe qëllime këto, që me karakterin e tyre politik, ekstremizmin e katapultojnë drejtpërdrejt në fushëbeteja dhe ngjyrime fetare (monoteiste) e ideologjike (djathtiste e majtiste). Ekstremizmi ideologjik, një rrezik për religjionet monoteiste tani, ekstremizmi ideologjik djathtist (ai fetar), e kundërshton globalizimin shkaku ruajtjes dhe konservimit të fondamenteve fetare, kurse ekstremizmi majtist (ai social komunist), globalizimin e projekton si gogol, edhe shkaku i rrezikut nga varfëria. Kështu që procesi i "vetëkërkimit", është goxha kompleksiv dhe shumëdimensional. Kompleksiv, shkaku se problemet identitare shpërfaqën tani si probleme akute, që kërkojnë urgjenca definimi dhe qartësimi. Kurse shumëdimensional, shkaku se dilemat ekzistuese civilizuese, tek këto vende e shtete të vogla, dhe të varfra, bëhet shpeshherë problematik dhe i rëndësishëm si për "sponzoruesit dhe arkitektët" e pavarësimeve dhe shteteve që u jepet peshë dhe rendësi, qoftë rajonale (Ballkani) apo kontinentale (Azia). Kështu që "krizat" identitare të stilit "kush jemi ne, prej nga vijmë, dhe ku shkojmë", edhe si shtet, vend e komb, sot janë përditshmëri. Sipas Samuel Huntigtonit, kjo gjendje dhe "krizë" identitare, mund të tejkalohet përmes disa mënyrave. Përmes ndihmës së institucioneve shtetërore, elitave (politike, ekonomike, e kulturore) dhe natyrisht popullsia, e cila duhet të informohet për nevojat, detyrimet dhe kahet e ndryshimeve eventuale, si edhe ndihma nga perëndimi (aludimi është Amerika dhe Evropa). Duhet kuptuar që integrimet evropiane korrespondojnë me proceset globalizuese. Nevoja për një epistemologji sociale të religjioneve monoteiste nëpër shkolla publike, sot në botën postmoderne, s'duhet të mbetet më një cilësim paragjykues dhe tentim stigmatizimi për religjionet monoteiste, ashtu siç ishte, apo edhe është aktualisht, në pothuajse shumicën e vendeve të tranzicionit, por është një nevojë imediate e kohës në mënyrë që t'i shmangemi fundamentalizmave, ekstremizmave dhe terrorizmave të të gjitha llojeve dhe niveleve. Përvoja evropiane na dëshmon se njohjet shkencore (e jo ato pseudo-shkencore) të historive të religjioneve monoteiste (një sferë goxha komplekse dhe e ngarkuar shpesh edhe me klishe pseudo-ekumenike) janë treguar si të shëndetshme edhe për faktin se, mes tjerash: a) kanë zbutur mendjet paragjykuese; b) kanë shëruar patologjitë sociale; dhe c) kanë reduktuar frustrimet e individëve, grupeve, komuniteteve, por edhe të popujve dhe shteteve të ndryshme evropiane. Pra, kjo iniciativë assesi s'duhet kuptuar dhe interpretuar si tentim për të futur "mësim besimin fetar" nëpër shkolla publike, por si një koherencë kulturore, pra si një njohje ndërfetare midis religjioneve dhe si përvojë e qëndrueshme, ku përmes njohjeve reciproke ndërtohen urat mes feve, konfesioneve, racave, civilizimeve dhe kulturave. Mosnjohja apo mosdija e religjioneve për njëri-tjetrin s'është përparësi, por pengesë që ka prodhuar, po prodhon dhe do të prodhojë pasoja negative në njerëz dhe të mira materiale, si edhe një frustrim deri në nivel kontinental e global. Kjo, tanimë prodhon padyshim edhe fenomenin tjetër aktual e me përmasa globale, të shquar dhe të identifikuar si terrorizëm. "Terrorizmi nuk ka as komb, as shtet, as … e as fe…! Bota në të cilën po jetojmë ne shquhet si botë e rrezikshmërisë (Risikogesellschaft) së shkallës së lartë." (Ulrich Beck, Risk Society, 325.2009) 22. Dilema "hamletiane" për mendimin tim qëndron në atë se: a duhet ne nga pragu ynë lokal ta refuzojmë dhe ta kundërshtojmë këtë të keqe (gjë që jam tërësisht dakord), që ka marr përmasa të paparashikuara, apo duhet të mësohemi të "bashkëjetojmë"me të? Përgjigjen (lidhur me terrorizmin) po e ka problem e gjithë bota ta gjej. Problemi (tek shumica e sociologëve bashkëkohor, te paktën çka kam mund ta shoh) qëndron të shkaqet. E ato, mund të gjenden gjithandej edhe në tendencën e dominimit, eksploatimit, ndryshimit, imponimit, subordinimit të kombeve, shteteve, vendeve, rajoneve, kontinenteve, por edhe në synimet vetëpërjashtuese të shteteve në rënie, kulturave dhe agjentëve tjerë dominues sot ne botë. Tekefundit, kjo është natyra e njeriut, shoqërive, shteteve etj., por gjithsesi jo edhe e civilizimeve për të vetmin shkak, se civilizimi (qytetërimi) është term shumë më gjithëpërfshirës më vetpërcaktues, më vetëkërkues dhe shumë më vetëemancipues.

Agime Sogojeva

# Edukimi dhe arsimimi i të rinjve

Shoqëria dhe koha në të cilën jetojmë, vazhdimisht janë duke ndryshuar. A mund të themi se koha ka determinuar ndryshimin e njerëzve? Apo mos janë njerëzit që kanë determinuar ndryshimin e kohës. Nocioni kohë nuk duhet kuptuar si "koha e lirë", por si kohë, në të cilën punojmë e veprojmë.

Nëse kthehemi ca hapa pas në të kaluarën duke freskuar mendjen e ushqyer shpirtin tonë me narrativën e gjyshërve, vërejmë se si ata kohën në të cilën jetuan e vlerësojnë si kohën më të bukur të jetesës. Edhe pse ishte kohë jomoderne, mjaft klasike, por ata, megjithatë, dinin të shfrytëzonin çdo gjë. Njerëzit ishin më të edukuar, të rinjtë më punëtorë, ata edukoheshin më shumë në forma alternative, sepse arsimimi formal ishte shumë pak i zhvilluar. E arsimimi, sido që të arrihet, është pika kryesore për një shoqëri të shëndoshë. Një thënie kineze thotë:

"Nëse mendon për një vit, mbill grurë. Nëse mendon për dekada, mbill një pemë. Nëse mendon për shekuj, arsimo një popull!".

Të rinjtë e moshave të ndryshme kalonin rrugë të gjata e të rrezikshme për të nxënë dituri, qoftë fetare apo shkencore. Ndoshta, të rinjtë e asaj kohe merreshin me veprimtari më të rënda, por ishin më të fuqishëm për t'u bërë ballë sfidave të jetës.

Shoqëria jonë ndodhet përballë një fenomeni jo shumë në favor të saj.

Dikur, të rinjtë bënin çdo gjë për t'u arsimuar, mirëpo nuk lejoheshin nga të afërmit. Sot, gjersa prindërit bëjnë çdo gjë për të shkolluar fëmijët e tyre, nga të rinjtë ka humbur interesimi për mësim e dituri. Ndoshta arsyeja kryesore është përdorimi i madh i rrjeteve sociale, të cilat e kanë bërë shoqërinë më agresive dhe më të paedukuar. Derisa edhe të rinjtë e dinë se çfarë po ua shkatërron jetën..., shtrohet pyetja: Ku është problemi? Problemi mund të jetë ndoshta individi, i cili për nga karakteri është agresiv. Mirëpo, a janë të gjithë të rinjtë të një karakteri? Natyrisht se jo. Problemi nuk është te vetëdijesimi i të rinjve për rrezikun e gjërave që ua shkatërrojnë jetën. Problemi është në mënyrën se si u qasemi të rinjve për t'i vetëdijesuar. Nuk është e thënë që i riu/e reja të dërgohet te një psikolog/e. Madje, nuk duhet bërë as me britma, dhunë ose konfiskim telefoni apo të hollash, nga se me këto veprime u sjellim trauma dhe e ndiejnë veten të neglizhuar nga prindërit, gjegjësisht nga shoqëria.

> Mënyra më e mirë e vetëdijesimit të një të riu është në aspektin fetar. T"i mësohen një të riu kushtet elementare të një jete të shëndoshë dhe të lumtur, bazuar në aspektin moral e fetar.



Mënyra më e mirë e vetëdijesimit të një të riu është në aspektin fetar. T"i mësohen një të riu kushtet elementare të një jete të shëndoshë dhe të lumtur, bazuar në aspektin moral e fetar.

Jo të gjithë të rinjtë janë njësoj. Sot kemi të talentuar në fusha të ndryshme dhe që, me punën e tyre, kanë arritur të ndërtojnë imazh të mirë për veten dhe familjen e tyre. Arritjen në jetë e kanë bërë në saje të synimit dhe nga motivi.

Mbi të gjitha, të rinjtë e suksesshëm kanë arritur ta menaxhojnë edhe kohën, e cila gjithnjë po bëhet më dinamike.

Murat M. Aliu

# Refleksione mbi konservatorizmin (II)

Transformimet dhe ndryshimet në institucionin e familjes, vërtetë sot paraqesin njërën ndër problematikat që më së shumti shqetëson konservatorët. Sepse, sipas konservatorizmit familja është një institucion vital për ruajtjen e vlerave tradicionale dhe morale në një shoqëri të caktuar.

Konservatorizmi si një ideologji politike apo si një stil a mënyrë e të menduarit në esencë ka lindur si reaksion ndaj ndryshimeve radikale në të gjitha sferat e jetës që përfshinë Evropën e pas lindjes së modernitetit. Konservatorizmi në një masë të madhe kundërshton transformimet dhe ndryshimet radikale, të cilat në njëfarë mënyre kanë tëhuajsuar individin nga natyra e tij e vërtetë. Thënë shkurt konservatorizmi refuzon të gjitha ndryshimet revolucionare të cilat shkatërrojnë të gjitha strukturat tradicionale dhe mohojnë vlerat dhe moralin e këtyre strukturave. Në këtë kontekst konservatorizmi gjatë zhvillimit të tij historik ka zhvilluar dhe kultivuar parimet dhe vlerat e tij themelore, të cilat sot paraqesin elementin konstituiv të kësaj ideologjie politike. Familja, tradita, prona private, religjioni, shoqëria, shteti, autoriteti, historia etj., paraqesin parimet themelore të konservatorizmit. Në vazhdim do të mundohemi në mënyrë më të përgjithësuar t'i analizojmë dhe elaborojmë vetëm disa prej parimeve të konservatorizmit, të cilat në të njëjtën kohë janë parimet më të rëndësishme të tij.

## Familja

Familja si një institucion shoqëror që nga fillimi deri më sot ka pasur detyra dhe obligime të ndryshme sociale. Ashtu si institucionet e tjera shoqërore, familja, përveç funksioneve biologjike, psikologjike, ekonomike, sociologjike, religjioze ka pasur një rol të rëndësishëm në përcjelljen e vlerave morale e tradicionale nga një gjeneratë në tjetrën. Por, me lindjen e moderniteti, procesin e modernizmit dhe konceptet e tjera moderne, si individualizmi dhe familja bërthamë, roli i familjes në edukimin dhe përcjelljen e vlerave tradicionale është minuar dhe margjinalizuar. Në këtë periudhë (moderne) ka filluar partikularizmi dhe fragmentarizmi i strukturave të gjëra të familjes tradicionale, dhe familja tradicionale është transformuar në atë që sot quhet familja bërthamë. Madje në periudhën postmoderne, familja si një institucion social akoma më shumë po atomizohet dhe kësisoj sot flitet për konceptin "një familje një individ". Paralelisht me këtë situatë hasim edhe në ndryshimin e vlerave morale, traditave dhe zakoneve.

Fondamenti epistemologjik i konservatorizmit në Evropë gjendet në vlerat e krishterimit mbi konceptin e individit dhe botës.

Transformimet dhe ndryshimet në institucionin e familjes vërtet sot paraqesin njërën ndër problematikat që më së shumti shqetëson konservatorët. Sepse, sipas konservatorizmit familja është një institucion vital për ruajtjen e vlerave tradicionale dhe morale në një shoqëri të caktuar. Njëri ndër mendimtarët më të mëdhenj konservatorë dhe njëherësh edhe themeluesi i konservatorizmit francez, Bonald, mendon se molekula e shoqërisë nuk është individi, por familja. Sipas tij familja është institucioni më i vjetër dhe më i suksesshëm i edukimit shoqëror. Ai në mënyrë të qartë tërheq një paralele ndërmjet institucionit



të familjes dhe monarkisë; ku në rolin e mbretit është babai, ndërsa qytetarët janë fëmijët dhe anëtarët tjerë të familjes (Bottomore ve Nisbet, 1990: 110).

Sipas një mendimtari tjetër konservator, Thomas Fleming, familja paraqet një institucion shoqëror që vendos themelet për një shoqëri të lirë. Realisht fondamenti epistemologjik i konservatorizmit në Evropë gjendet në vlerat e krishterimit mbi konceptin e individit dhe botës. Konservatorët (të krishterë) për shkak të besimit në "mëkatin e parë" janë skeptikë ndaj potencialit të individit dhe si rrjedhojë ata lartësojnë familjen dhe shoqërinë. Sepse shoqëria dhe familja janë atë të cilët individit i mveshin një identitet të caktuar. Meqë individi nga natyra është një qenie e pamjaftueshme dhe e dobët, ai ndjen nevojë për "udhëzime institucionale" për të bërë gjykimin e drejtë ndërmjet së mirës dhe së ligës, mendon Fleming (Fleming, 1990: 13). Edhe babai i mendimit konservator, filozofi britanik, Burke, mendon se dashuria dhe lidhja për familjen është një fenomen natyror dhe në përputhshmëri me natyrën e njeriut.

**Martesat të së njëjtës gjini, fenomeni i abortit dhe individualizmi ekstrem sot janë ndër temat më të debatuara në kuluaret konservatore, sepse që të gjithë këto fenomene sociale dhe biologjike paraqesin një rrezik potencial për shkatërrimin e institucionit familje.**

Konservatorizmi familjen e sheh si njësinë themelore shoqërore, por edhe si gardian që ruan dhe mbron vlerat morale e tradicionale. Familja është ajo që mban të unifikuar shoqërinë dhe përforcon këtë unifikim ndër shoqëror. Në të njëjtën kohë familja pengon atomizmin dhe fragmentarizmin e shoqërisë, siguron dhe kultivon ndjenjën e solidaritetit dhe përfundimisht familja luan rolin e institucionit më të rëndësishëm edukativ në shoqëri. Familja po ashtu përforcon ndjenjën e përkatësisë shoqërore ndër individët. Në këtë drejtim është edhe klasifikimi i sociologut amerikan Talcot Parsons i cili numëron tre funksione themelore të institucionit familje: "vazhdimësinë e gjeneratave", "rehabilitimin social", dhe "socializmin".

Duke pasur parasysh rëndësinë e familjes në mendimin konservator, sot, si pasojë e efekteve të modernitetit dhe postmodernitetit njëra ndër sfidat më të mëdha dhe njëkohësisht njëra ndër çështjet më problematike për konservatorët është minimizimi dhe margjinalizimi i rolit të familjes në shoqëri. Dhe me të vërtetë në periudhën post-moderne, familja si një institucion shoqëror përballet me problemin ontologjik, në

Konservatorët traditën e konceptojnë si një lloj burimi të dijes apo njohjes. Nga këndvështrimi konservator tradita paraqet një akumulim të përvojës përgjatë një periudhe të caktuar historike.

kuptimin se rrezikohet ekzistenca e saj. Martesat të së njëjtës gjini, fenomeni i abortit dhe individualizmi ekstrem sot janë ndër temat më të debatuara në kuluaret konservatore, sepse që të gjithë këto fenomene sociale dhe biologjike paraqesin një rrezik potencial për shkatërrimin e institucionit familje.

## Tradita

Në literaturën e shkencave sociale, termi "traditë" reflekton disa kuptime. Termi traditë deriohet nga shprehja traditum që shpreh gjithçka që është trashëguar apo përcjellë nga e kaluara në ditët e sotit. Tradita ngërthen atë që trashëgohet, besimin në individët, institucionet dhe praktikat e ndryshme. Pra, tradita ngërthen gjithë atë që është trashëguar nga e kaluara në ditët e sotit si në rrafshin teorik ashtu edhe në rrafshin material-praktik (Shils, 2003: 110).

Konservatorët traditën e konceptojnë si një lloj burimi të dijes apo njohjes. Nga këndvështrimi konservator tradita paraqet një akumulim të përvojës përgjatë një periudhe të caktuar historike. Sipas tyre institucionet dhe normat tradicionale paraqesin akumulimin e përvojës historike të një shoqërie të caktuar. Ndërsa, thellësia dhe gjerësia e kësaj njohjeje dhe dijeje është e pamundur të konceptohet nëpërmjet arsyes spekulative të një individi. Nga këtu vërejmë negacionin dhe kundërshtinë e konservatorëve ndaj liberalizmit dhe parimeve liberale. Për dallim nga konservatorizmi, liberalizmi shpërfill traditën dhe gjithçka që ka të bëjë me rendin e vjetër. Kështu në vend të traditës-përvojës vendos arsyen dhe në vend të shoqërisë individin. Në këtë kuptim për liberalët nuk është me rëndësi kontinuiteti historik i institucioneve sociale, por për ata me rëndësi është fakti se këto institucione a mund t'i plotësojnë nevojat dhe interesat e individëve apo jo. Nëse këto institucione nuk janë në gjendje t'i plotësojnë nevojat dhe interesat e individëve atëherë këto institucione humbin edhe vlefshmërinë sociale dhe legjitimitetin politik (Heywood, 2010: 90).

Përkundër kësaj për konservatorët konceptimi i traditës është një kusht i pashmangshëm. Sipas tyre tradita ruan kontituitetin identitar të një shoqërie të caktuar. Tradita gjithashtu përcakton ruajtjen e vazhdimësisë të mënyrë së jetesës të cilën shoqëritë e trashëgojnë nga kohët e kaluara. Tradita individit i jep një ndjenjë të caktuar të përkatësisë dhe e ruan atë nga ndenja e të qenit ahistorik. Pra, konservatorët traditën e konceptojnë si një burim i njohjes, por e cila bazohet në përvojën kolektive dhe në këtë mënyrë kundërshtojnë parimet liberale të cilat bazohen në arsyen abstrakte dhe njohjen teorike. Tradita në koncepualizimin e ideologjisë konservatore nuk është kategori abstrakte, por kategori konkrete. Ajo është një fushë reale ku materializohet



brenda institucioneve konkrete siç janë familja, institucionet fetare, universitet, si dhe brenda normave morale shoqërore. "Jemi të shqetësuar nga të jetuarit e njerëzve duke marrë për bazë vetëm arsyen si një masë të vetme. Sepse ne mendojmë që racioja e çdo individit është e pamjaftueshme dhe se njerëzit në vend të arsyes duhet të përfitojnë nga kapitali dhe akumulimi i kombeve dhe periudhave", shkruante Edmund Burke (Burke, 2005: 11-12).

## Shoqëria organike

Ashtu siç theksuam edhe më lart në mendimin konservator, shpeshherë individi llogaritet si një qenie e pamjaftueshme dhe si i tillë është një qenie e kufizuar. Sipas konservatorëve natyra e njeriut është e pandryshueshme dhe të gjitha përpjekjet për idealizimin dhe konceptimet perfeksioniste për individin i sheh vetëm si një manipulim. Sipas kësaj njeriu gjithmonë do të ngelet një qenie e dobët dhe e kufizuar dhe se asnjëherë nuk do të arrijë nivelin e perfeksionimit. Pra kjo është qasja teologjike krishtere mbi individin.

Shikuar nga këndvështrimi i imagjinatës së shoqërisë organike, individi nuk mund të ekzistojë



jashtë shoqërisë. Individët në këtë kontekst nuk kanë zgjidhje tjetër përveç se të jenë pjesë e shoqërisë. Sipas kësaj imagjinate grupet sociale nuk lindin si rezultat i një kontrate vullnetare apo në mënyrë të vetëdijshme, përkundrazi, grupet sociale formohen në rrugë natyrore dhe spontane (Erdoğan, 2004: 7). Më fjalë tjera, shoqëria formohet si pasojë e disa proceseve të domosdoshme natyrore. Shoqëria, sipas konservatorëve, është formuar para individit dhe shoqëria është ajo që e formëson personalitetin dhe karakterin e individit. Sipas imagjinimit të shoqërisë organike shoqëria në mënyrë të pavarur nga individët paraqet një organizëm të gjallë. Ashtu si organizmi i njeriut edhe shoqëria është e përbërë nga pjesët e saj, si lukthi, zemra dhe organet e tjera. Pra, pjesët e shoqërisë (individët) duhet të funksionojnë në pajtim me tërësinë (trupi) që në këtë rast është shoqëria.

Sipas konservatorëve shoqëria është si një trup që jeton dhe zhvillohet. Ndërsa pjesët më të rëndësishme të këtij organizmi janë familja, shteti, autoriteti dhe institucionet tradicionale. Me qëllim që individi të mos ngelet i vetmuar konservatorët theksojnë rëndësinë e familjes, religjionit, historisë dhe traditës. Prandaj konservatorët mohojnë pikëpamjet dhe botëkuptimin liberal se individi mund të mbijetojë i vetëm si një qenie racionale dhe i zhveshur nga ndikimet e jashtme të shoqërisë.

## Religjioni

RReligjioni është njëra ndër pikat kryesore në mendimin konservator. Religjioni është një institucion që përbën "shpirtin e shoqërisë" do të thoshte autori turk Omer Çaha (Çaha, s.22). Nëse autoriteti, shteti, ekonomia dhe prona private përbëjnë trupin fizik të shoqërisë, religjioni përbën shpirtin dhe frymën e saj. Në këtë kuptim shoqëritë të cilat janë privuar nga religjioni, njëkohësisht ato janë privuar nga fryma dhe shpirti. Rëndësia e religjionit në mendimin konservator konsiston në atë se religjioni llogaritet si burim i moralit dhe vlerave shpirtërore. Gjithashtu religjioni ndikon në formimin e traditave dhe zakoneve. Por edhe përkundër kësaj, rëndësia e religjionit në mendimin konservator nuk konsiston në dimensionin metafizik të tij, por rëndësia e tij qëndron në forcën kohezive të tij për t'i unifikuar individët brenda shoqërisë. Pra, religjioni në botëkuptimin konservatorëve shihet si një instrument i rëndësishëm dhe efikas për të krijuar dhe ruajtur shoqërinë organike. Konservatorët më shumë vëmendje u kushtojnë ritualeve dhe ceremonive religjioze sesa praktikimit esencial të religjionit (Bora, 2012: 58). Kësisoj religjioni është një instrument për ruajtjen e stabilitetit dhe autoritetit shoqëror, i cili është një element i pashmangshëm i mendimit konservator. Duke u nisur nga mendimi i konservatorëve se shoqëria është si një organizëm i gjallë që jeton, atëherë ky organizëm ka edhe ndjenjat dhe besimet e tij. Sipas tyre ajo që mban shoqërinë të unifikuar janë dogmat dhe religjioni në këtë drejtim është një instrument efikas. Edmond Burke mendon që nëse nuk do të ekzistonte religjioni njeriu në asnjë rast nuk do të mund të shpëtonte nga natyra e tij egoiste dhe nga dëshirat-kërkesat e tij radikale. Edhe Bonald, mendon se religjioni është një besim. Por ai përtej kësaj religjionin e sheh si një shoqëri dhe si një komunitet. Nga këtu mund të konstatojmë se në mendimin konservator dimensioni shekullarist dhe sociologjik është shumë më i rëndësishëm sesa dimensioni shpirtëror dhe metafizik.

*Referencat*

*Bottomore, Tom ve Nisbet, Robert (1990), Sosyolojik Çözümlemenin Tarihi, (Çev. Mete Tuncay ve Aydın Uğur), Verso Yayınları, İstanbul, 2004.*

*Fleming, Thomas (1990), "The Facts of Life", Chronicles, Vol. 14, No: 10, October.*

*Shils, Edward, "Gelenek", Doğu Batı Dergisi, 2003, Yıl: 7, Sayı: 25.*

*Andrew Heywood, Siyasi İdeolojiler, (Çev: Ahmet Kemal Bayram, Özgür Tüfekçi, Hüsamettin İnaç, Şeyma Akın, Buğra Kalkan), Adres Yayınları, Ankara, 2007.*

*Edmund Burke, " Gelenekselcilik" (Der: Russel Kirk, Çev: Bilal Canatan), Muhafazakar Düşünce Dergisi, Sayı: 3, (Kış 2005).*

*Erdoğan, Mustafa, "Muhfazakarlık: Ana Temalar", Liberal Düşünce Dergisi, Yıl: 9, Sayı: 34.*

*Bora, Tanıl, Türk Sağının Üç Hali: Milliyetçilik, Muhafazakarlık, İslamcılık, Birikim, İstanbul, 2012.*

*Çaha, Ömer, "Muhfazakar Düşüncede Toplum", Liberal Düşünce Dergisi, Yıl: 9, Sayı: 34.*

## Reagim ndaj deklaratave të Mustafa Jusuf Spahiqit

*"Myftiu" Jusuf Spahiq është myfti i politikës zyrtare serbe dhe paraqet vetëm qëndrimet e mentorëve të tij*

*Deklarimi i të ashtuquajturit Myftiu i Beogradit Jusuf Spahiq që Kosova është Serbi, për Kryesinë e BIK-ut, besimtarët myslimanë të Kosovës dhe ata të Kosovës Lindore (Luginës së Preshevës), si dhe për gjithë popullin e Kosovës është treguesi më i mirë për politizimin e fesë për interesa të ulëta e meskine të një njeriu që veten e quan myfti dhe që me vetëdije është vënë në shërbim të politikës serbe. Politika serbe, siç dihet, ka qenë antishqiptare, antiboshnjake e antimyslimane, përse më së miri dëshmuan luftërat e gjenocidi që ka bërë Serbia e Millosheviqit gjatë viteve të nëntëdhjeta të shekullit të kaluar në Kosovë e Bosnjë, për se është gjykuar nga Tribunali Ndërkombëtar për Krime Lufte.*

*I bëjmë me dije të ashtuquajturit Myfti të Beogradit se Kosova kurrë s'ka qenë pjesë e Serbisë e aq më pak djep i Serbisë. Ç 'është e drejta, Kosova një kohë jo të shkurtë ka qenë e okupuar nga Serbia, por populli dhe paria e Kosovës kurrë nuk u pajtuan me okupimin serb dhe në vazhdimësi janë angazhuar për lirinë dhe pavarësinë e vendit.*

*Po ashtu i themi të ashtuquajtur Myfti të Beogradit, të bashkërendituerve me të dhe mentorëve të tij se Kosova tash e 19 vjet është e lirë, ndërsa tash e një dekadë shtet i pavarur e demokratik, i pranuar ndërkombëtarisht nga mbi 116 vende, andaj angazhimi juaj për të "ruajtur" Kosovën në kuadër të Serbisë i përket së kaluarës, të cilën ne tashmë e kemi lënë prapa.*

*"Myftiu" i Beogradit edhe mund t'ia bëjë ndonjë argat politikës zyrtare serbe siç edhe e thotë në rastin e Gambias, por një duhet ta kuptojë njëherë e përgjithmonë se pavarësia dhe shtetësia e Kosovës janë arritje që nuk bëjnë kurrë prapakthim.*

*Po ashtu i bëjmë me dije se Kosova ka institucionet e saj fetare, të organizuara në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës e që kujdesen për besimtarët e saj, andaj Spahiqi s'ka pse të brengoset asgjë për myslimanët e Kosovës.*

*Deklaratat e Spahiqit nuk janë qëndrime të besimtarëve të Sanxhakut e assesi të Kosovës Lindore (Luginës së Preshevës), madje jemi të bindur që nuk janë as qëndrime të atyre myslimanëve që jetojnë në Beograd.*

*"Myftiu" Jusufspahiq është myfti i politikës zyrtare serbe dhe paraqet vetëm qëndrimet e mentorëve të tij e assesi të besimtarëve myslimanë.*

***Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës***
***Prishtinë,6 mars 2018***

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës**
*Shpall:*

## KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

1. Imam, hatib, mual-lim në mesxhidin Kodra e Diellit në Prishtinë.

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:w

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Prishtinë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

# Myftiu Tërnava vizitoi fabrikën Meka për përpunimin e mishrave

*Prishtinë, 27 mars 2018*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, së bashku me bashkëpunëtorët e tij, qëndruan në Dragash dhe vizituan fabrikën "Meka halalfood" për përpunimin e mishrave, ku u pritën nga pronari i saj Burim Piraj dhe panë nga afër kushtet në të cilat bëhet puna në këtë fabrikë.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava tha se Bashkësia Islame e Kosovës përkrah të gjithë ata biznesmenë që sigurojnë mirëqenie për familje të shumta.

"Vërtet unë u ndjeva i kënaqur me kushtet, punën, pastërtinë dhe seriozitetin me të cilin punohet në këtë fabrikë, i dëshiroj punë të mbarë, e lus Zotin që t'u japë shëndet pronarit e punëtorëve dhe të zgjerohet edhe më shumë dhe të ketë eksport nga kjo fabrikë për në vende të ndryshme të Evropës dhe botës dhe të rritet numri i punëtorëve edhe më shumë, vërtet përbën një shembull të mirë se si mund të ndërtohet dhe sigurohet edhe më shteti ynë e të shkohet përpara për një mirëqenie të përgjithshme të qytetarëve të Kosovës",- tha Myftiu Tërnava. Nga ana e tij, pronari i fabrikës "Meka", Burim Piraj, falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe tha:

"Ndihem i nderuar me vizitën e Myftiut që i bëri fabrikës, është vizitë e veçantë, i pa nga afër problemet dhe sukseset e kompanisë sonë dhe gjithashtu nga afër ndoqi procesin e prodhimit dhe ne e njoftuam për planet tona për të ardhmen".

Kjo fabrikë është e licencuar nga "Kosova Halal Institute (KHI)", që është institucion i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. KHI-ja është themeluar më 2011, angazhohet për monitorim dhe certifikim të kompanive dhe prodhimeve që përmbushin kriteret sipas standardeve Hallall. (R.S).



# Myftiu Tërnava: Të pagjeturit - sfidë për Kosovën

*Prishtinë, 20 mars 2018*

Organizuar nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, në bashkëpunim me Komitetin Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq (KNKK) me seli në Gjenevë të Zvicrës; u mbajt një takim me kryetarët e këshillave të BIRK-ut që të kërkohet roli i autoritetit fetar për të ndihmuar të pagjeturit dhe të prekurit e luftës në Kosovë dhe për t'u lehtësuar dhimbjet dhe ankthin familjeve të cilave u mungojnë anëtarët e tyre qe 20 vjet. Në këtë takim, mori pjesë edhe vetë kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i cili në



fjalën e tij drejtuar të pranishmëve falënderoi për punën madhore që bën Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq në Kosovë, në veçanti për gjetjen e personave të pagjetur, pastaj falënderoi edhe

kryetarët e këshillave të BIRK-ut që po japin kontribut në këtë drejtim duke kërkuar nga ta që të japin kontribut edhe më shumë në të gjitha proceset që çojnë Kosovën përpara për një mirëqenie sa më të mirë për të gjithë.

Ai më pas tha se tragjedia dhe vështirësitë që kaloi Kosova dhe populli i saj gjatë dhjetëvjeçarit të fundit të shekullit XX janë të njohura për të gjithë ne, duke filluar nga mohimi i të drejtave elementare kombëtare, fetare e gjuhësore, spastrimet me karakter fetar e etnik deri në gjenocid, vrasjet, masakrat e dhunimet, që ishin pjesë e terrorit serb që ushtrohej ndaj popullit tonë të pambrojtur. Periudha e pasluftës nuk qe e lehtë për popullin e Kosovës duke marrë parasysh vështirësitë e mëdha që dolën pas luftës.

"Një nga problemet më të mëdha pas luftës e këndej është çështja e fatit të të pagjeturve të luftës së fundit në Kosovë, e cila vazhdon të jetë e pazgjidhur deri më sot. Ka varreza masive në Serbi, nga ku ende nuk janë kthyer të gjithë familjarët tanë. Gjatë tërheqjes së tyre, forcat ushtarake e policore serbe kishin marrë peng mbi dy mijë e njëqind e pesëdhjetë shqiptarë, në mesin e të cilëve 13 femra dhe 35 të mitur. Kur marrim parasysh edhe shkatërrimin që ia kishin bërë Kosovës, këto të dhëna tregojnë më së miri se me çfarë katastrofe humanitare, sociale e ekonomike po përballej populli ynë që nga paslufta e këndej"- tha Myftiu Tërnava.

Ai në vazhdim ka potencuar rolin dhe përkushtimin e BIRK-ut që me tërë potencialin e vet para dhe pas luftës u vë në shërbim të popullit. BIRK-u ka qenë afër familjarëve të të pagjeturve, duke vizituar familjarët dhe zyrën e organizatës joqeveritare "Thirrjet e nënave", duke bashkëpunuar ngushtë me komisionin qeveritar për personat e pagjetur, duke i përkrahur vazhdimisht si në aspektin moral, ashtu edhe në atë material familjarët e të pagjeturve nëpërmjet skemës sociale të shoqatës sonë "Bereqeti", duke marrë pjesë rregullisht në të gjitha ceremonitë e rivarrimeve anekënd Kosovës dhe si Bashkësi Islame i kemi bërë thirrje faktorit vendor dhe atij ndërkombëtar të bëjnë më shumë që të zbardhet fati i të pagjeturve si dhe për kthimin e mbetjeve mortore të të zhdukurve nga varrezat masive në Serbi për t'u kthyer në tokën mëmë, ku edhe do të preheshin të qetë përjetësisht. BIRK-u po ashtu ka dhënë kontribut të çmueshëm për rehabilitimin e të burgosurve dhe parandalimin e radikalizmit brenda burgjeve të Kosovës,- theksoi Myftiu.

Myftiu Tërnava në fund tha se BIRK-u do të vazhdojë punën e tij humane me përkushtimin më të madh për një mirëqenie sa më të mirë të familjarëve të të pagjeturve deri në kthimin e tyre në mëmëdhe, ngase kështu na mëson feja jonë islame. Në fund të këtij takimi, shefi i KNKK-së, z. Agim Gashi dhe stafi i tij, Kushtrim Koci, Iles Mudaev, Naim Imeri dhe të tjerë ofruan të dhëna në lidhje me aktivitetin e organizatës ICRS me përmasa botërore. (R.S)

# Në Prekaz Myftiu Tërnava lutet për familjen Jashari

*Prishtinë, 5 mars 2018*

Në kuadër të manifestimit të përgjithshëm për "Epopenë e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës" dhe me rastin e 20- vjetorit të rënies së komandantit legjendar Adem Jashari, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim Tërnava me bashkëpunëtorë vizituan Kompleksin Memorial "Adem Jashari" në Prekaz dhe u lutën për familjen Jashari.

Me këtë rast, delegacioni i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, të cilit i printe Myftiu Tërnava, kënduan nga një "fatiha" për shpirtrat e tyre. (R.S).



# Myftiu Tërnava merr pjesë në shënimin e pesëvjetorit të themelimit të Universitetit "Kadri Zeka"

*Prishtinë, 9 mars 2018*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, mori pjesë në ceremoninë solemne kushtuar pesëvjetorit të themelimit të Universitetit "Kadri Zeka" në Gjilan. Në këtë eveniment morën pjesë kryeministri i Republikës së Kosovës Ramush Haradinaj, kryetari i Komunës së Gjilanit Lutfi Haziri, përfaqësues të misioneve ndërkombëtare, përfaqësues të qeverisë, studentë, deputetë të Kuvendit të Kosovës, rektorë, akademikë, kryetarë të komunave të Anamoravës, partnerë të Universitetit e figura të tjera të shquara. Myftiu Tërnava i uroi rektorit dhe stafit të Universitetit "Kadri Zeka" në Gjilan pesëvjetorin e themelimit duke u dëshiruar punë të mbarë dhe avancim edhe më të madh në rrugën akademike në shërbim të qytetarëve tanë. Një fjalë rasti mbajtën edhe rektori i Universitetit "Kadri Zeka" në Gjilan Bajram Kosumi dhe kryeministri Ramush Haradinaj.



# Kuvendi i BIK-ut miratoi Raportin e Punës së Kryesisë dhe Llogarinë Përfundimtare

*Prishtinë, 31 mars 2018*

Më 31 mars 2018, ditë e shtunë, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës nën drejtimin e kryetarit dr. Ajni Sinani, mbajti mbledhjen e rregullt, në të cilën mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava bashkë me anëtarët e Kryesisë së BIK-ut dhe drejtorët e drejtorive.

Pas fjalës hyrëse të kryetari të Kuvendit dr. Ajni Sinani, fjalën e mori Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili foli për aktivitetet, sfidat dhe arritjet që ka pasuar Kryesia e BIK-ut vitin e kaluar, vit të cilin Myftiu e cilësoi të suksesshëm dhe me të arritura të shënuara si në planin financiar e të aktiviteteve fetare, ashtu edhe në planin e ndërtimit të infrastrukturës për nevojat e BIK-ut.

Myftiu tha se viti që shkoj ishte i suksesshëm si për aktivitetet fetare, ashtu edhe në aspektin e ngritjes së infrastrukturës në terren. Ai më tutje foli edhe për sfidat më të cilat u përball gjatë punës së përditshme, ndërsa sa i përket nisjes së ndërtimit të xhamisë së madhe Myftiu tha se së shpejt pritet fillimi i punëve të para. Myftiu Tërnava i njohu kuvendarët e BIK-ut edhe me vendimin e Kryesisë së BIK-ut për hapjen e klasës së vajzave në paralelen e medresesë "Alaudin" në Gjilan.

Myftiu në fjalën e tij falënderoi imamët, administratën dhe udhëheqësit e BI-së për kontributin që kanë dhënë në realizmin e projekteve anekënd Kosovës, por në të njëjtën kohë kërkoi angazhim edhe më të madh për këtë vit

Pas fjalës së Myftiut Tërnava, Kuvendi i BIK-ut shqyrtoi Raportin e Punës së Kryesisë së BIK-ut për periudhën janar-dhjetor 2017, të cilin pas debatit e sqarimeve përkatëse e miratoi.

Kuvendi po ashtu miratoi edhe Llogarinë Përfundimtare të Kryesisë së BIK-ut për vitin 2017.

Në fund, kuvendarëve më një fjalë iu drejtua kryetari i Kuvendit, dr. Ajni Sinani, i cili tha se kjo është mbledhja e fundin në këtë përbërje të Kuvendit të BIK-ut. Kryetari Sinani falënderoi kuvendarët për angazhimin dhe kontributin e dhënë në këtë legjislaturë të Kuvendit. Ai po ashtu tha se është angazhuar që të bëjë më të mirën në krye të Kuvendit të BIK-ut. Kryetari po ashtu falënderoi Myftiun Tërnava dhe të gjithë bashkëpunëtorët e Kryesisë së BIK-ut.



# MyftiuTërnava inspektoi punimet në xhaminë e fshatit Tërdevc



Ditën e martë, më 13 mars 2018, Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i shoqëruar nga zëvendës sekretari Rexhep efendi Luma dhe zëvendës kryemami Fatmir efendi Iljazi, zhvilluan një inspektim në terren për të parë nga afër gjendjen aktuale të punimeve në ndërtimin e xhamisë së re në fshatin Tërdevc të komunës së Drenasit, që dalëngadalë po i afrohet finalizimit.

Myftiu u nda i kënaqur me zhvillimin e punimeve, vlerësoi çdo gjë po shkonte sipas planit dhe dinamikave të parapara me projekt dhe, duke shprehur entuziazmin dhe gëzimin e tij të madh që këtij fshati besimtar po i shtohet një xhami e ndritshme dhe e bukur, tha: "Pritet që së shpejti të bëhet edhe hapja e këtij tempulli fetar më se të nevojshëm për kryerjen e adhurimeve dhe të mësimit fetar.

Edhe lagjet e këtij fshati do të kenë xhaminë e tyre të re me infrastrukturën përcjellëse për zhvillimin e mësimbesimit për fëmijë dhe për aktivitete të tjera të karakterit fetar dhe jo vetëm".

Ndërtimi i kësaj xhamie është fryt i bashkëpunimit të Kryesisë së BIRK-ut me Institutin Shqiptar të Mendimit dhe Qytetërimit Islam në Tiranë. Xhamia, edhe për shkak të vlerave të larta estetike si objekt, do të jetë shumë tërheqëse për frekuentuesit e saj. (F.I)

# U mbajtën garat e Kuranit të medresisteve

*Prishtinë, 10 mars 2018*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, mori pjesë në ngjarjen e garave të Kuranit të nxënëseve të klasave të njëmbëdhjeta dhe të atyre të dymbëdhjeta të medresesë "Alaudin". Myftiu Tërnava në hapje të kësaj ngjarjeje mbajti edhe një fjalë rasti, përshëndeti nxënëset dhe i inkurajoi që të vazhdojnë me leximin dhe mësimin e Kuranit fisnik. Ai u shpreh:"Nuk mund të paramendohet jeta e myslimanit pa lexim të Kuranit, prandaj ju inkurajoj që sa më shumi të lexoni dhe meditoni rreth fjalëve të Allahut xh. sh.!".

Më pas, drejtori i medresesë "Alaudin" Jakup ef. Çunaku, pasi i përshëndeti nxënëset dhe u uroi sukses, i shpalli garat të hapura.

Nxënëset garuese u vlerësuan nga komisioni vlerësues, i përbërë nga Sabri Bajgora kryeimam i Kosovës, Safet Hoxha profesor në FSI në Prishtinë, Hatixhe Jashanica-Sadriu mësimdhënëse dhe Ramadan Uka koordinator dhe mësimdhënës. Moderonte prof. Driton Arifi.

Për klasat e njëmbëdhjeta vendi i parë i takoi klasës 11/5 nga paralelja e Prizreni. Në vendin e dytë u rendit klasa 11/4 nga Prishtina, dhe vendi i tretë i takoi klasës 11/3 nga Prishtina.

Kurse për klasët e dymbëdhjeta, vendi i parë i takoi klasës 12/5 nga Prishtina, vendi i dytë klasës 12/4 nga Prishtina, dhe vendi i tretë 12/7 nga Prizreni. Drejtoria e shkollës vajzave garuese u dha mirënjohje dhe shpërblime. Po ashtu u premtua se kjo traditë do të vazhdojë edhe në të ardhmen.



# Myftiu Tërnava inspektoi punimet në xhaminë e fshatit Mogillë

*Prishtinë, 16 mars 2018*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, së bashku me bashkëpunëtorët e tij, qëndruan në Viti dhe Kllokot, ku vizituan dhe inspektuan punët në xhaminë e fshatit Mogillë, ndërtimi i së cilës xhami është në përfundim e sipër. Myftiu Tërnava, pas inspektimit të punëve në këtë xhami, u nda i kënaqur me rrjedhën e punimeve dhe shprehu besimin që së shpejti do të bëhet edhe përurimi i saj dhe e vlerësoi xhaminë si tejet të nevojshme për xhematin e fshatit përkatës. Myftiu takoi kryetarin e Këshillit Husamedin ef. Hoxha me bashkëpunëtorë. Kryetari Hoxha e njohu Myftiun Tërnava me punën dhe aktivitetet e Këshillit të Vitisë. Myftiu Tërnava çmoi punën dhe angazhimin e Këshillit të Vitisë, gjithashtu edhe punën e gjithë imamëve. Myftiu Tërnava inkurajoi nëpunësit për punë të mëtutjeshme në shërbim të fesë dhe në të mirë të vendit, gjithmonë duke ruajtur traditën tonë shekullore të predikimit të drejtë të fesë.



# Kryetari Haliti priti në takim Myftiun Tërnava

*Prishtinë, 16 mars 2018*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Vitisë, Husamedin ef. Hoxha, vizitoi kryetarin e komunës së Vitisë z. Sokol Haliti. Gjatë këtij takimi, është diskutuar për bashkëpunimin ndërmjet dy institucioneve në drejtim të promovimit të vlerave të bashkëjetesës dhe të tolerancës. Kryetari Haliti në këtë takim tha se komuna e Vitisë ka një bashkëpunim të mirë me Bashkësinë Islame dhe uroi që bashkëpunimi i tillë të vazhdojë edhe tutje, pasi që, sipas tij, ai është në interes të qytetarëve të komunës së Vitisë. Haliti, në shenjë respekti, i dhuroi një dhuratë simbolike Myftiut Tërnava.



# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Gjilanit Lutfi Haziri

*Prishtinë, 6 mars 2018*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim kryetarin e komunës së Gjilanit Lutfi Haziri dhe kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit Naim ef. Aliu. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu kryetarin Haziri me punën dhe angazhimin e BIRK-ut që po bën në të mirë të qytetarëve dhe me kontributin që po jep ky institucion që Kosova të jetë sa më e qetë dhe e sigurt, si dhe falënderoi kryetarin për punën dhe për bashkëpunimin konstruktiv që ka me Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjilanit . Nga ana e tij, kryetari i Gjilanit z. Lutfi Haziri falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi lart kontributin dhe angazhimin e tij dhe të Kryesisë së BIRK-ut në të mirë të vendit.



# Kryeimami Bajgora mbajti mbledhjen e rregullt me kryeimamët e këshillave

*Prishtinë, 19 mars, 2018*

Kryeimami Bajgora mbajti mbledhjen e rregullt me kryeimamët e këshillave.

Kryeimami i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri efendi Bajgora në mbledhjen e rregullt të datës 29 mars 2018, takoi kryeimamët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në mbledhjen e mbajtur u raportua për aktivitetet fetare të tremujorit të parë të këtij viti. Raporti përfshiu punën dhe angazhimet e drejtorisë fetare-arsimore në BIK dhe gjithashtu punën e secilit prej kryeimamëve lokalë të 26 këshillave të BIK-ut.

Pikë kyçe e mbledhjes ishte diskutimi i platformës së aktiviteteve fetare për muajin e bekuar të Ramazanit të këtij viti.

Kryeimami Bajgora foli rreth përgatitjeve për muajin e Ramazanit, në mënyrë që imamët të jenë sa më të përgatitur para xhematit me aktivitete të ndryshme e që zgjojnë interes jo vetëm tek ata por edhe te masa e gjerë e popullit. Në vazhdim, kryeimamët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës diskutuan dhe paraqitën mendimet e tyre se si të pritet sa më mirë muaji i Ramazanit, si dhe për vazhdimësinë e projekteve të mësimit fetar nëpër xhami dhe për aktivitetet e tjera fetare. (R.S)



# Dekanit i FSI qëndroi për vizitë në Ankara




Dekani i FSI-se, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, më 3 mars, qëndroi në Ankara për një vizitë katërditore me ftesë të kryetarit të organizatës BESADER, Semih Senkardesler, e cila për çdo vit organizon takim me studentët e vendeve të Ballkanit, në të cilin marrin pjesë, përveç studentëve nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia, Bullgaria, Rumania, Mali i Zi, edhe përfaqësues dhe delegacione nga këto shtete. Në këtë tubim, dekani Rexhepi i cili ishte në shoqërim të drejtorit të medresesë Jakup Çunaku dhe të disa personaliteteve të tjera nga Kosova, përshëndeti gjithë të pranishmit në emër të BIK dhe institucioneve të saj, njëkohësisht mori pjesë në disa sesione shkencore dhe tryeza të organizuara nga studentët e Kosovës, të cilët e njohën me punën, aktivitetet, kushtet dhe mundësitë për studim që u afrohen atyre nga Turqia. Dekani po ashtu i njoftoi studentët shqiptar të Kosovës për punën dhe angazhimin e BIK dhe institucioneve të saj që po bëjnë në Kosovë në interes të Islamit dhe myslimanëve në përgjithësi. Gjatë qëndrimit në Turqi, dekani Rexhepi pati takime edhe me përfaqësues dhe delegacione të tjera të pranishme në këtë tubim, si takimi me kryetarin e organizatës BESADER, me rektorin e Universitetit të Çanakalasë dhe përfaqësuesin e fondacionit Maaref në Turqi. *(Vedat Shabani)*

# Përfaqësues të Fakuletit të Shkencave Islame në Shkup dhe një grup prej 55 studentësh vizituan FSI-në

Me datën 15.03.2018, përfaqësuesit e Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, në përbërje të prof. dr. Shinasi Memedit, sekretarit z. Muharrem Idrizallari, referentes për çështje të studentëve znj. Lejla Zekiri, si dhe një grupi të përbërë prej 55 studentësh të këtij fakulteti;vizituan Fakultetin e Studimeve Islame.

Mysafirët i pritidekani i FSI-së, prof.asoc.dr.Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë. Pasi i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhje, dekani Fahrush Rexhepi para të pranishmëve mbajti një fjalim, me të cilin i informoi ata për zhvillimin e procesit mësimor në FSI, për stafin mësimdhënës, për numrin e studentëve si dhe për programet cilësore që ofron ky fakultet. Dekani mes të tjerash u shpreh se kjo vizitë thellon edhe më shumë bashkëpunimin ndërmjet dy fakulteteve dhe shtroi idenë për organizmin e ndonjë konference të përbashkët me ndonjë temë me rëndësi për studentët dhe të rinjtë. Në emër të mysafirëve foli prof. dr. Shinazi Mehmedi, i cili falënderoi dekanatin e FSI-së për mikpritjen dhe në vazhdim paraqiti një historik të shkurtër të Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup.

Pas takimit, dekanati i FSI-së shtroi një drekë për mysafirët, ku studentët e të dyja fakulteteve patën rastin që të njiheshin mes vete dhe studentët mysafirë të shihnin objektin e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. *(Vedat Shabani)*



# Dekani Rexhepi takohet me zëvendësministrin e Arsimit, z.Sahitin.

*Prishtinë, 29.03.2018*

Dekani i FSI-së prof. asoc.dr. Fahrush Rexhepi dhe sekretari mr.Vedat Shabani, takuan zëvendësministrin e Arsimit, Shkencës dhe të Teknologjisë të Republikës së Kosovës, z. Heset Sahitin.

Gjatë takimit,dekani i FSI-së e njohu zëvendës ministrin e Arsimit, z. Sahitin, me rrjedhat dhe zhvillimin arsimor në FSI, procesin mësimor, programet e akredituara, stafin akademik dhe objektivat e FSI-së për të ardhmen. Dekani Rexhepi e informoi zëvendësministrin për tejkalimin e problemit të nostrifikimit të diplomave të stafit mësimdhënës në FSI, gjithashtu dekani paraqiti si shqetësim edhe çështjen e licencimit dhe vërtetimit të diplomave për studentët që kanë diplomuar para procesit të akreditimit të FSI-së.

Zëvendësministri i Arsimit z. Sahiti u zotua se kërkesat e paraqitura nga dekani Rexhepi do t'ia përcjellë Ministrit të Arsimit, z. Shyqeri Bytyqit dhe përgjegjësve kompetentë.

Në fund të takimit, dekani Rexhepi e falënderoi zëvendës ministrin për pritjen dhe gatishmërinë e tij për bashkëpunim dhe në shenjë mirënjohjeje dhe respekti i dhuroi dy botime të FSI-së. *(Vedat Shabani)*



# Xhamia Shqiptare e Regensdorfit të Zvicrës shënoi 20-vjetorin e themelimit të Bashkësisë Islame

*Prishtinë,1 prill 2018*

Drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, qëndroi në Zvicër, ku Xhamia Shqiptare e Regensdorfit të Zvicrës shënoi 20- vjetorin e themelimit të Bashkësisë Islame. Në këtë shënim përvjetori, përveç drejtorit Simnica, merrnin pjesë edhe kreu më i lartë i BFI-së, Reisi Sulejman ef. Rexhepi me bashkëpunëtorë. Po ashtu, në këtë tubim morën pjesë edhe bartës të jetës fetare islame nëpër qendra të ndryshme në mërgatë si: Haf. Mehas ef. Alija, kryetar i Unionit të Bashkësive Islame Shqiptare në Zvicër, përfaqësuesi i Unionit të



Bashkësive Islame Shqiptare në Gjermani, Salahudin ef. Ibra, imamë dhe udhëheqës të xhamive nga mbarë Zvicra. Po ashtu, prezantuan edhe teologë të ftuar nga Maqedonia, Shqipëria, Presheva etj.

Kënaqësi të veçantë për të pranishmit ishte edhe prezenca e përfaqësuesit të lartë të pushtetit lokal të Regensdorfit, z. Bruno Veder-it. Nën udhëheqjen e programit nga ana e imamit të kësaj xhamie mr. Ferid ef. Zekiri, fillimisht mysafirët i përshëndeti imami dhe kryetari i xhamisë z. Mevludin Ashiku, kurse fjalë rasti mbajti edhe drejtori për Diasporë Ekrem ef. Simnica, i cili, pas përshëndetjes dhe urimit në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, organeve udhëheqëse të saj dhe në emrin e Myftiut Tërnava, theksoi sidomos virtytin e shqiptarëve gjithandej në shtetet e Perëndimit, kujdesin e veçantë në shprehjen e ndjenjave të tyre fetare islame, gjë që po e dëshmojnë më së miri edhe ndërtimi dhe themelimi i kësaj qendre-xhamie madhështore para 20 vjetëve dhe funksionimi i saj, gjithnjë duke pasur parasysh rrethanat, kohën dhe vendin ku jetojnë dhe veprojnë mërgimtarët tanë. Drejtori për Diasporë z. Ekrem Simnica ftoi vëllezërit shqiptarë që të vijojnë edhe më që, me kulturën shqiptare, me fenë, respektin dhe me të gjitha vlerat e mrekullueshme kulturore e civilizuese, të lënë përshtypje të mirë e pozitiv te banorët vendës si dhe tek autoritetet e shteteve perëndimore, njëherit shprehu falënderimet e sinqerta për popullin dhe qeverinë zvicerane për kushtet dhe mundësinë që u ofroi komuniteteve si në aspektin fetar edhe në atë kombëtar. Islami është fe e paqes, tolerancës, mirëkuptimit, respektit të ndërsjellë, larg çdo ekstremizmi e radikalizmi. Kushdo që mundohet ta paraqesë Islamin ashtu siç nuk është ai, ia bën dëmin më të madh vetë fesë së Allahut, myslimanëve, si dhe kombit të vet. Duke uruar 20-vjetorin e themelimit të kësaj qendre, uroi që kjo qendër si dhe të gjitha xhamitë e tjera në diasporë të kultivojnë vlerat madhështore të islamit.

Të dashur vëllezër! Ju ftoj që gjithnjë të përcillni mesazhin e paqes, mirësjelljes, mirëkuptimit, vlerat kulturore e civilizuese",- theksoi drejtori Simnica.

Ky eveniment u përmbyll me një program kulturo-fetar, u përcoll me recitime të pjesëve kuranore si dhe me këndim të ilahive nga kori i nxënësve të mektebit të kësaj xhamie. *(E.S.)*

## Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" u ndihmoi 15 familjeve

*Prishtinë, 5 mars 2018*

Shoqata "Bereqeti", që është pjesë e Bashkësisë Islame të Kosovës, po vijon veprimtarinë e saj bamirëse duke u dalë në ndihmë nevojtarëve dhe skamnorëve.

Shoqata "Bereqeti" u dhuroi qilima 15 familjeve nevojtare nga fshati Hajvali i Prishtinës e të cilat janë duke banuar në banesat sociale.

Fitim ef. Flugaj, drejtor i shoqatës humanitare bamirëse "Bereqeti" tha se ato familjet përfituan secila të paktën nga një qilim e deri në tre qilima.

Nga ky aksion përfituan edhe disa banorë rezidentë të Hajvalisë.

Qilimat ishin donacion nga kompania "Visari carpets & more...", të cilën drejtori Flugaje falënderoi për këtë donacion me vlerë të shumëfishtë.

Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" zotohet se do të bëjë gjithë çfarë është e mundur për t'u dalë në ndihmë familjeve skamnore. *(R.S.)*



# Studentët e Fakultetit të Studimeve Islame dhurojnë gjak

Në kuadër të aktiviteteve të Unionit të Studentëve të FSI-së, më datë 06.03.2017, u organizua aksioni për dhurimin e gjakut me qëllim të ofrimit të ndihmës për njerëzit që kanë nevojë për gjak.

Këtij aktiviteti iu përgjigjën 31 studentë, të cilët shprehën gatishmërinë për të dhuruar gjak.

Ky aktivitet ishte paraparë që të realizohej me rastin e 10- vjetorit të pavarësisë së shtetit të Kosovës, mirëpo, për shkak të agjendës së ngjeshur të Qendrës se Transfuzionit të Gjakut është shtyrë për më vonë.

Kjo është hera e dytë që studentët e FSI-së dhurojnë gjak për nevoja të Qendrës së Transfuzionit të Gjakut. *(Vedat Shabani)*



# 423 xhami të reja dhe 500 kisha të mbyllura në Londër



Instituti Gatestone njoftoi të dielën për shkallën e goditjes së kishave në kryeqytetin e Mbretërisë së Bashkuar, një tendencë e pasqyruar si askund tjetër në Evropë, si dhe numri i lulëzimit të xhamive që janë vendosur në vend të tyre.

Raportimi mbi ndryshimin në vëzhgimin fetar në Londër, Instituti Gatestone shkruan:

"Londra është më shumë islamike se shumë vende myslimane së bashku", sipas Maulana Syed Raza Rizvi, një nga predikuesit islamikë që tani udhëheqin "Londonistanin", siç e ka quajtur gazetari Melanie Phillips në kryeqytetin anglez.

Jo, Maulana S. R. Rizvi nuk është ekstremist i krahut të djathtë. Wole Soyinka, një Laureat i Çmimit Nobel për letërsi, ishte më pak bujar; ai e quajti Mbretërinë e Bashkuar "një gropë e mbetur për islamistët".

"Terroristët nuk mund të qëndrojnë në multikulturalizmin e Londrës", tha kryetari i bashkësisë së Londrës Sadik Khan pas sulmit terrorist vdekjeprurës të kohëve të fundit në Westminster. E kundërta është e vërtetë: "Multikulturalistët britanikë po ushqejnë fundamentalizmin islamik. Mbi të gjitha, Londra me xhamitë e reja 423 janë ndërtuar mbi rrënojat e trishtueshme të krishterimit anglez."

Kisha e Hyatt United ishte blerë nga bashkësia egjiptiane për t'u shndërruar në një xhami. Kisha e Shën Pjetrit është konvertuar në Xhaminë e Medinës. Xhamia e Linjës së Balta u ndërtua në një ish kishë metodiste. Jo vetëm ndërtesat janë konvertuar, por edhe njerëzit. Numri i të konvertuarve në Islam është dyfishuar; shpesh ata përqafojnë islamin radikal, si me Khalid Masud, terroristin që goditi Westminsterin.

Daily Mail publikoi fotografi të një kishe dhe një xhami disa metra larg njëri-tjetrit në zemër të Londrës. Në Kishën e San Giorgio, e projektuar për të akomoduar 1, 230 adhurues, vetëm 12 vetë u mblodhën për të festuar meshën. Në Kishën e Santa Marisë ishin 20.

Xhamia pranë Brune Street Estate ka një problem tjetër: mbipopullimi. Dhoma e saj e vogël dhe mund të përmbajë vetëm 100 besimtarë. Të premten, besimtarët duhet të tubohen në rrugë për t'u lutur. Duke pasur parasysh prirjet aktuale, krishterimi në Angli po bëhet një relikt, ndërsa Islami do të jetë feja e së ardhmes.

*Burimi: Gatestone Institute*

*Përktheu nga anglishtja: Mexhid Yvejsi*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Pejës**
*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Qyshk - Pejë
2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Poqestë - Pejë
3. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Dubovë e madhe - Pejë
4. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Drelaj - Rugovë - Pejë

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe regullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. T ë mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës
8. Ndërkaq, për vendin e punës mual-lim, kandidatët duhet të kenë të paktën pesë (5) vjet përvojë pune në BIRK.

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe ajo e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Pejë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

Xhamia e fshatit Dubovë e madhe ka edhe shtëpinë për imamin.

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit**
*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

1. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Zaqisht,
2. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Bellacërkë, dhe
3. Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Pastasel

Kandidatet e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. T ë mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës
8. Ndërkaq, për vendin e punës mual-lim, kandidatët duhet të kenë të paktën pesë (5) vjet përvojë pune në BIRK.

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe ajo e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Rahovec.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

Të ardhurat personale bëhen sipas marrëveshjes ndërmjet imamit dhe Këshillit të Xhamisë.

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës**
*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit.Balloc - lagjja e Kuvajtit

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Podujevë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës**
*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

1. Punëtor teknik në Këshillin e Bashkësisë Islame të Podujevës

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer, të paktën, shkollën e mesme të lartë;
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë patentë shofer dhe përvojë e aftësi për punë teknike;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e shkollës së mesme të lartë;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Podujevë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".



| AUTOR: AGIM GASHI | MBRETËRI SKANDINAVE | E APROVUAR, E PRANUAR | KRIJESË E ALLAHUT QË NUK BËN GABIME | ANËCAKE | ROYAL DUTCH SHELL | POSEDON, ZOTËRON | EMNAK I IMRANES | KUFOMË, XHENAZE | KLUBI FUTBOLLI NGA MILANOJA | | GJERMANIA | FEJA JONË | LLOJ ILAÇI | KOMUNITET ISLAM NË INDI | KËNGËTARI SHQIPTAR, GOLD ... |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| VIJA KUFITARE | | | | | | | | | | EMNAKE E DIANIT / TURNEU | | | | | |
| PARASHTRIM NDRYSHIMESH LIGJORE | | | | | | | | | | | HOZHDË E VOGËL, THUMB / ISHULL LUMI | | | | |
| AKULL DETI | | | | | | BITET / MOLIBDENI | | | | | | | | | LLOJ ZOGU KËNGËTAR |
| SHTET ARAB | | | | | STOF, PËLHURË / GJERMANIA | | | | | | | | | KALIUMI / KOMANDANT ANIJEJE | |
| BANOR I NJË SHTETI FQINJ | | | | | | | | DEGË E TEORISË SË LETËRSISË | | | | | | | |
| AUTOMATIC TEST EQUIPMENT | | | | KUSAR | | | | | | | I ROMAK | | KyÇ / LLOJ BISKOTE | | |
| RUTENI | | | FOSFORI / SEKTI ISLAM | | | | | | | | | VËLLAI I MADH / AKTAKUZË | | | |
| PJESA E NJË NDËRTESE | | | | | | | | | | | EMNAK I AMIRES | | | | |
| BUJK | | | | | | | | | | | KATARINA (dim.) | | | | |
| | LLOJ FRUTI TROPIKAL | U RRËZUA / E NJË VIRUSI | | | | | | | | | MJET UDHËTIMI | | | | |
| AFROJ | | | | | | | | | | | MJET SHKRIMI | | | | |
| AKTORI AMERIKAN NOLT | | | | KËNGËTARI KRASNIQI | | | | | | | ASTATI | | | SHUMË I MADH | LIBRI I PARË NË SHKOLLË |
| QYTET NË ARABINË SAUDITE | | | | | | | | | | | E DHËNA | | | | |
| KOHA KUR FLEMË | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT | | FRYMA | ELEMENT KIMIK | KLUBI | R.A. | ITALIA | | ISA BOLETINI / ANËSIMI | | |
| HALIMI (variant) | | | | | | HAPËSIRA DIELLORE / PËREMËR PRONOR | | | | | | ASSOTIATION TECHNICAL EMPLOYEES / ITALIA | | | |
| SEPSË | | | SHBA / XHAXHAI | | | | | | | | MËRI / SLLOVENIA | | | | |
| INDUKSIONI | | EMËR M. ILIR / DLORI | | | | | | | | SEZONI / ESAT STAVILECI | | | | | |
| | FËMIJË, KALAMA / INDUKSIONI | | | | | | THIRRJE / ENERGJIA | | | | | EMNAK I MIRËS / METRI | | | |
| PERSIA | | | | | | HEDHA MITROVICAS, RAMA | | | | | SHOQE | | | | |

